# DITURIA ISLAME

NUMËR 301 | VITI 29 | TETOR 2015 | SAFER 1437 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1 €

## Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat"



www.bislame.net

“ALLAHU ËSHTË AI QË JU
KRIJOI NË GJENDJE TË DOBËT,
PASTAJ PAS ASAJ DOBËSIE
JU DHA FUQI, E PAS FUQISË,
DOBËSI E PLEQËRI.
AI KRIJON ÇKA TË DOJË,
AI ËSHTË MË I DIJSHMI,
MË I FUQISHMI.”

[ ERR-RRUM, 54]



PËRMBAJTJA





# Myftiu Tërnava u prit nga ministri për Çështje Fetare dhe Vakëfe në qeverinë e Arabisë Saudite, Dr. Saleh Al Sheikh

Më 22 tetor myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava u prit nga ministri për Çështje Fetare dhe Vakëfe në qeverinë e Arabisë Saudite, në Riad, Dr. Saleh Al Sheikh, të cilin myftiu fillimisht e falënderoi për bashkëpunimin me BIK-un, si dhe për gatishmërinë që ky bashkëpunim të vazhdojë edhe më tej. Myftiu gjithashtu e falënderoi ministrin edhe për ndihmën dhe mbështetjen që qeveria e Arabisë Saudite ia ka dhënë Kosovës në arenën ndërkombëtare, e me këtë rast kërkoi edhe përkrahjen dhe ndikimin e Arabisë Saudite për pranimin e Kosovës në UNESCO.

Në takim, ndër të tjera, myftiu e informoi ministrin me historikun, funksionimin, projektet dhe sfidat që ka Bashkësia Islame e Kosovës.

Nga ana e tij, ministri Al Sheikh shprehu përkushtimin e tij dhe të dikasterit që ai e drejton për thellimin e bashkëpunimit dhe përkrahjen e BIK-ut, në realizmin e projekteve që kanë të bëjnë me vakëfeve.

Të dy bashkëbiseduesit u dakorduan për nënshkrimin e një memorandumi për bashkëpunim në mes të dy institucioneve.

Myftiu u prit edhe nga zv/ministri, Dr. Abdul Rahman Al Ghannam, në një takim të veçantë, ku të pranishëm ishin të gjithë drejtorët e Ministrisë.


DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
**Kryeredaktor**: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor & Korrektor: Besnik Jaha / Redaktor artistik & teknik: Bashkim Mehani.
Adresa: Dituria Islame, rr. “Bajram Kelmendi” nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com
**www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA $ / Shtypi: Shtypshkronja “Iliri”, Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Nevoja për prioritetet në misionin tonë



*"Ai e ngriti edhe qiellin, dhe Ai vuri drejtësinë. Që të mos kaloni kufirin në drejtësi. Edhe ju mbani me drejtësi peshojën, e mos lini mangu në peshojë!"*
*(Er Rrahman, 7-9).*



*Koha që po e jetojmë karakterizohet me zhvillime shumë të mëdha gjeopolitike dhe gjeostrategjike. Edhe ne jemi pjesë e zhvillimeve që po ndodhin rreth nesh. Kemi nevojë më shumë se kurrë më parë që si thirrës t'i kuptojmë prioritetet tona që kanë të bëjnë me misionin tonë, si prijës të këtij populli dhe të këtij vendi.*

*Fenë islame e ka zbritur Allahu dhe e ka garantuar atë nga çdo lloj devijimi dhe shtrembërimi, dhe ajo do të jetojë sa të jetë jeta në këtë tokë. Në fenë tonë urdhëresat, qoftë nga i Plotfuqishmi apo edhe nga vetë i Dërguari i fundit s.a.v.s., janë të ranguara, dhe secila do të shpërblehet varësisht nga shkalla dhe pasha e saj. Ashtu siç shprehet edhe dijetari i njohur islam, Jusuf el Kardavi, duhet të bëhet vendosja e çdo gjëje në shkallën - pozitën e vet, nisur që nga normat, vlerat dhe veprat, ashtu që të mos prolongohet ajo që meriton t'i jepet përparësi, as t'i jepet përparësi asaj që duhet të prolongohet, as të zvogëlohet çështja e madhe, e as të zmadhohet çështja e vogël. Kjo duhet të jetë në harmonizim të plotë me kriteret në të cilat thërrasin ligjet e natyrës dhe urdhërojnë dispozitat e sheriatit. Pra, çdo gjë të radhitet në vendin e vet, sikurse peshorja që peshon drejt. Allahu i Lartmadhëruar thotë: "Ai e ngriti edhe qiellin, dhe Ai vuri drejtësinë. Që të mos kaloni kufirin në drejtësi. Edhe ju mbani me drejtësi peshojën, e mos lini mangu në peshojë!" (Er Rrahman, 7-9).*

*Bazë e kësaj është fakti se: vlerat, dispozitat, veprat dhe obligimet janë tejet të ndryshme sipas mësimeve fetare. Nuk janë krejt në një gradë. Ekzistojnë çështje të mëdha dhe çështje të vogla, primare dhe dytësore, themelore dhe margjinale. Ajo që është esenciale dhe joesenciale, ajo që është në gradën e lartë dhe ajo që është në gradën më të ultë, ajo që është e preferuar dhe ajo që është më pak e preferuar... Përpos kësaj, edhe njerëzit nuk janë të një shkalle, qoftë nga devotshmëria apo nga segmentet tjera. Edhe pse ata janë të barabartë në krijimtarinë e tyre, sepse esenca e krijimtarisë së tyre është e njëjtë, ata prapëseprapë ndërmjet vete dallohen mjaft shumë, si me diturinë, ashtu dhe me veprat e tyre. Kurani thotë: "O ju njerëz, vërtet Ne ju krijuam juve prej një mashkulli dhe një femre, ju bëmë popuj e fise që të njiheni ndërmjet vete, e s'ka dyshim se te Allahu më i ndershmi ndër ju është ai që më tepër është ruajtur (nga të këqijat), e Allahu është i Dijshëm dhe hollësisht i Informuar për çdo gjë." (El Huxhurat, 13).*

*"Thuaj: "A janë të barabartë ata që dinë dhe ata që nuk dinë?" Po, vetëm të zotët e mendjes marrin mësim." (Ez Zumer, 9).*

*"Prej besimtarëve nuk janë të barabartë ata që qëndruan (nuk luftuan) dhe ata që me pasurinë dhe me jetën e tyre luftuan në rrugën e Allahut, me përjashtim të atyre që ishin të penguar pa vullnetin e tyre. Ata që luftuan me pasurinë dhe jetën e tyre Allahu i gradoi në një shkallë më të lartë mbi ata që qëndruan (me arsye). Por, të gjithëve Allahu u premtoi shpërblim, ndërsa ata që qëndruan (pa arsye), Allahu gradoi luftëtarët me një shpërblim të madh. Vende të larta me falje gabimesh e mëshirë nga Ai. Allahu është që falë shumë dhe mëshiron". (En-Nisaë, 95-96).*

*Prandaj, nevoja e respektimit dhe nderimit të institucioneve, prijësve fetarë, përkon me kohën dhe nevojnë e domosdoshme të mbarëvajtjes së jetës fetare te ne, përndryshe kalohet në apori.*

*Këto editorial do ta përmbyllja me atë që ka thënë Shuajbi a.s, të cilin e citon Kurani, e thotë: "O populli im, më thuani pra, nëse unë kam argumente të sigurta nga Zoti im dhe nga ana e Tij, Ai më furnizoi mua me të mira (si mund të mos ju udhëzoj në rrugë të drejtë?) Unë nuk dua t'ju kundërshtoj (duke punuar) për atë nga e cila po ju ndaloj, unë nuk dua tjetër vetëm të përmirësoj aq sa mundem, por këtë mund ta arrij vetëm me ndihmën e Allahut, vetëm Atij i jam mbështetur dhe vetëm te Ai jam i drejtuar!" (Hud, 88).*

*(Mr. R.Suma)*



Sabri Bajgora

# Komentimi i kaptinës "Edh-Dharijat" - (4)

**Qëndrimi i idhujtarëve ndaj Ringjalljes dhe Llogarisë, dhe gjendja e tyre në Ditën e Gjykimit**

وَالسَّمَاء ذَاتِ الْحُبُكِ. إِنَّكُمْ لَفِي قَوْلٍ مُّخْتَلِفٍ. يُؤْفَكُ عَنْهُ مَنْ أُفِكَ. قُتِلَ الْخَرَّاصُونَ. الَّذِينَ هُمْ فِي غَمْرَةٍ سَاهُونَ. يَسْأَلُونَ أَيَّانَ يَوْمُ الدِّينِ. يَوْمَ هُمْ عَلَى النَّارِ يُفْتَنُونَ. ذُوقُوا فِتْنَتَكُمْ هَذَا الَّذِي كُنتُم بِهِ تَسْتَعْجِلُونَ.

*"Betohem në qiellin me plot rrugë (galaktikash-yjësish)! Ju gjendeni në mendime kundërthënëse, nga ai (Kurani) shmanget ai që ishte i zmbrapsur (edhe më parë). Qofshin të mallkuar gënjeshtarët që janë të zhytur në padije dhe të shkujdesur (ndaj Ditës së Gjykimit)! Ata pyesin se kur do të jetë Dita e Gjykimit. Atë Ditë, ata do të përcëllohen në zjarr! (Do t'u thuhet): "Shijojeni dënimin tuaj! Këtë kërkuat t'ju shpejtohej!" – (Edh-Dharijat, 7-14).*

### Lidhshmëria e këtyre ajeteve me ata paraprakë

Ky grup ajetesh ndërlidhet fuqishëm me ajetet paraprake, sepse po ashtu fillojnë me betim. Përderisa në ajetet paraprake betimet e të Lartmadhërishmit kishin të bënin kryesisht me hedhjen poshtë të pretendimeve të idhujtarëve se nuk do të ketë Ringjallje, Ditë të Llogarisë e as Ditë të Gjykimit. Tash, nëpërmjet këtij betimi, në qiellin plot rrugë yjësish, përforcohet edhe më fuqishëm dhe në mënyrë shumë më gjithëpërfshirëse fakti se të gjitha ato që i ka premtuar Allahu Fuqiplotë do të ndodhin, përfshirë këtu edhe Ringjalljen dhe Llogarinë përfundimtare. Madje, ata që kanë mohuar Ditën e Gjykimit, e që në këto ajete quhen gënjeshtarë e shpifës, do të përcëllohen në zjarrin e Xhehenemit, pasi të ketë përfunduar llogaria e veprave të tyre të shëmtuara...

### Koment

*7. Betohem në qiellin me plot rrugë (galaktikash-yjësish)!*

Betimi i radhës, dhe i pesti në këtë sure, në qiellin plot rrugë galaktikash e yjësish, është në konstelacion të plotë me katër betimet paraprake, në erërat, retë, anijet dhe engjëjt e Allahut, qe me një qëllim të vetëm: që jobesimtarët mekas t'i zgjonte nga letargjia shekullore, e cila i kishte lënë në errësirën e kufrit e të shirkut. Këto betime hyjnore kanë një domethënie dhe mesazh shumë të fuqishëm, dhe për synim kanë nxitjen e mendjes njerëzore që të logjikojë me arsye të shëndoshë, e jo të mbetet pre e besimeve të kota dhe besëtytnive primitive.

Sipas shumicës së dijetarëve, fjala "hubuk" në këtë ajet nënkupton rrugët e shumta të yjësive dhe galaktikave në këtë gjithësi.[1] Arsyeja e këtij betimi, sipas Ibën





Ashurit, është se yjësitë dhe galaktikat kanë shumë rrugë dhe lëvizje, ashtu siç ishin të shumta edhe fjalët e mendimet kundërthënëse të idhujtarëve lidhur me ekzistencën e Allahut, me Ringjalljen dhe Llogarinë.[2] Lidhur me kuptimet e tjera të fjalës "hubuk", dijetarët kanë dhënë disa mendime, ndër të cilët spikatin: krijimi i bukur e i përsosur i qiellit, stolia, degëzimet, madhështia e qiellit, qielli i thurur sikurse rrjetë, etj., por, megjithatë, mendimi më i pranuar është i pari, që nënkupton rrugët galaktike që ndjekin yjësitë e ndryshme gjatë lëvizjeve të tyre orbitale nëpër kupën qiellore.

Qielli që gjendet sipër nesh është gjëja më madhështore që shohin sytë tanë. Në dukje të shëmbëllen me një hapësirë të kaltër, që për shikimet tona duket si pafundësi, ndërkohë që me avancimin e teknologjisë, nëpërmjet teleskopëve më të ri e të fuqishëm si "Hubble", tash kemi arritur të depërtojmë shumë thellë në vrojtimin e kozmosit, për të parë mrekullinë e krijimit nga ana e Allahut xh.sh. Sa e sa galaktika, mjegulla kozmike, sisteme diellore, yje e planetë, janë zbuluar, nga këto vrojtime. Ne tash mund të shohim këto perla galaktike, që enden nëpër këtë hapësirë, dhe janë aq të mrekullueshme sa të japin ndjesinë se je duke vështruar korale të shumëngjyrta. Dhe nuk ke se si të mos mbesësh i mahnitur teksa vështron tërë këtë madhështi. Shikimet tona vërtet përulen me respektin më të madh për të pranuar Fuqinë Absolute që e ka krijuar tërë këtë bukuri. Allahu xh.sh. në suren "El-Mulk", ajetet (3-4), na thotë: "Ai, (Allahu) është që krijoi shtatë palë qiej, njërin mbi tjetrin, dhe ti nuk do të vëresh në krijimin e Mëshiruesit kurrfarë disharmonie, andaj drejtoje shikimin në mos sheh ndonjë plasaritje, pastaj ktheje shikimin herë pas here, por shikimi yt do të kthehet te ti, i lodhur dhe i molisur."

Me këtë kuptim, ku Allahu është betuar në qiellin, yjësitë dhe galaktikat qiellore, në Kuran gjenden edhe disa ajete të ngjashme me këtë, si: "Për qiellin me yjësi!" - (El-Buruxh, 1); "Pasha qiellin dhe yllin ndriçues (të natës)!, dhe; "Për qiellin që kthehet pareshtur!" - (Et-Tarik, 11).

*8. Ju gjendeni në mendime kundërthënëse*

Ky ajet është përgjigje ndaj betimit paraprak në qiellin plot rrugë galaktikash, dhe njëkohësisht tërheqje e hapët e vërejtjes ndaj idhujtarëve, të cilët ishin të zhytur në mjerim, duke pasur mendime të ndryshme rreth Ringjalljes, dhe përgjithësisht rreth Kuranit famëlartë dhe misionit të Muhamedit a.s. Ata jo vetëm që nuk e besonin Kuranin si fjalë të Allahut Fuqiplotë, por madje talleshin edhe me të Dërguarin s.a.v.s., duke e quajtur herë gënjeshtar, herë mashtrues, e shumë herë edhe të çmendur, magjistar, e madje edhe poet.

Sipas disa komentatorëve, mendimin e të cilëve e përcjell edhe Imam Maturidiu, ky ajet flet për një dukuri të shëmtuar që gjendej tek idhujtarët. Ata, kur shihnin ndonjë të huaj që vinte në Mekë dhe intereso-



hej për Muhamedin a.s. dhe për Shpalljen që po i vinte nga qielli, i thoshin se Muhamedi a.s. ishte i çmendur, ishte magjistar, poet[3] etj., duke shpifur kështu fjalë të paqena, e të cilat i përmendëm edhe pak më lartë.

Sipas dijetarëve të Tefsirit, ky ajet, në vija të gjëra, flet dhe dëfton për jokompaktësinë dhe për kundërthëniet e idhujtarëve në fjalët e tyre, lidhur me Allahun e Madhërishëm, me Muhamedin a.s., Ringjalljen dhe Gjykimin. Këto kundërthënie të tyre vetëm sa po e thellonin hendekun në mes injorancës, ku ata gjendeshin, dhe dritës së imanit, që po përpiqej t'i përshkonte me ngrohtësinë e saj. Në lidhje me këtë flet edhe ajeti i 105 i sures Ali Imran: "Mos u bëni si ata që, pasi u erdhën provat e qarta, u përçanë dhe u grindën...!"

*9. Nga ai (Kurani) shmanget ai që ishte i zmbrapsur (edhe më parë).*

Në lidhje me kuptimin e këtij ajeti janë dhënë disa mendime. Fillimisht mendimet janë ndarë në etimologjinë e fjalës, pra se çka synohet me fjalën "ju'feku". Disa mendojnë se fjala është për shmangie, largim, zmbrapsje, e disa thonë se synohet privimi nga ëlmbëlsia e besimit dhe e Fjalës së Allahut. Ai që privohet nga këto mirësi, ai nuk do ta përjetojë kurrë ëmbëlsinë e imanit, e rrjedhimisht edhe shpërblimet e Xhenetit. Ndërkohë, mendimet janë të ndara edhe rreth parafjalës "anhu-nga ai". Disa mendojnë se me të synohet i Dërguari i Allahut, domethënë misioni i tij, pastaj disa të tjerë anojnë nga mendimi se kjo parafjalë nënkupton Kuranin famëlartë, e disa të tjerë thonë se nënkupton Njëshmërinë dhe Ringjalljen, apo Imanin në përgjithësi.[4]

Pavarësisht këtyre mendimeve, konsideroj se që të gjitha mund të merren si të pranueshme, sepse në radhë të parë besimi nënkupton se duhet të pasohen urdhëresat e Kuranit si fjalë e Allahut, të pasohet i Dërguari a.s. si përcjellës i mesazhit hyjnor, si dhe të pasohet besimi në Njëshmërinë absolute dhe në Ringjalljen pas vdekjes. Në këtë rast ne kemi përzgjedhur mendimin se me këtë parafjalë nënkuptohet Kurani famëlartë, e nga ky Kuran plot dritë e udhëzim zmbrapset, shmanget e privohet vetëm ai që është i çmendur, mendjemadh dhe i prishur shpirtërisht. Në këtë rast, mohimi i Fjalës hyjnore-Kuranit famëlartë dhe i thirrjes së Muhamedit a.s., është kulminacioni (apogjeu) i kufrit dhe i marrëzisë njerëzore. Ata idhujtarë që nuk ndienin mëshirë as ndaj më të vegjëlve, as ndaj grave dhe as ndaj shtresave të tjera të shtypura të shoqërisë, nuk ishin në gjendje të linin të gjitha këto prapësi e ligësi, sepse e ndienin se do t'u lëkundej me themel pozita e tyre prej tiranëve e kriminelëve. Ata nuk ishin të gatshëm të pranonin realitetin e ri që po krijohej, se njerëzit nuk duhej vlerësuar sipas pasurisë apo racës, por sipas devotshmërisë dhe afërsisë që kanë me Krijuesin e tyre...

Lidhur me këtë ajet, edhe në aspektin akaidologjik, janë dhënë shumë mendime, por ne kemi përzgjedhur mendimin e Imamit të madh të mutekel-liminjve - Ebu Mensur el-Maturidiut, i cili pasi thkson disa mendime, përzgjedh mendimin që thotë: "Nga e vërteta zmbrapset e shmanget ai që është zmbrapsur (me vullnetin e tij të lirë)."[5] Kjo nënkupton që secili njeri i kryen veprat e tij me vullnet të lirë dhe pa imponim nga Krijuesi. Madje, për të ilustruar këtë, Maturidiu prezanton edhe dy ajete të ngjashme me këtë tematikë: "Kur ata u larguan (nga e vërteta), Allahu i largoi zemrat e tyre (nga rruga e drejtë)." - (Es-Saff, 5) dhe: "...pastaj largohen, Allahu i largon (shmang) zemrat e tyre (nga besimi), sepse janë njerëz që nuk kuptojnë!" - (Et-Tevbeh, 127).

*10. Qofshin të mallkuar gënjeshtarët*

Fjala "harrasune" në këtë ajet nënkupton gënjeshtarët dhe mohuesit e Njëshmërisë Absolute, si dhe ata që tallnin e përqeshnin Pejgamberin a.s., duke e quajtur herë poet, herë magjistar e herë-herë edhe të çmendur.

Në anën tjetër, ky ajet nënkupton një lloj mallkimi

ndaj të gjithë atyre që shpifin ndaj Allahut duke i bërë shirk Atij. Këtë e ka përcjellë Vahidiu, nga shumica e mufesirëve, duke thënë se fjala "kutile" në këtë rast nënkupton mallkimin ndaj gënjeshtarëve, sepse hipokritët gënjeshtarë, të cilëve lumturia dhe kënaqësia e besimit u kalon pa e përjetuar, ata i ngjasojnë të mbyturit, atij që i shkatërrohet jeta me vdekje, dhe që më nuk ka mundësi të bëjë asnjë mirësi.[6]



Mallkimi nga Allahu xh.sh. do të thotë largim dhe privim i amshueshëm nga mëshira e Tij. Këtë e pohon edhe Ibën Enbari, kur thotë se fjala"El-Katl" me trajtat e ndryshme që ka, si: "kutile, katelehum" etj., pothuajse gjithmonë nënkupton mallkimin, si, fjala vjen: në kaptinën "Abese", ajeti i 17-të: "Qoftë mallkuar njeriu, sa mohues i fortë është ai!", pastaj në kaptinën "El-Munafikun", ajeti i 4-t: "Allahu i vraftë (mallkoftë), si shmangen nga e vërteta!"[7]

Në veprën "Keshful Esrar" është shkruar se "harrasunët" ishin disa njerëz të caktuar nga paria mekase, që endeshin nëpër rrugicat e Mekës dhe kishin për detyrë që çdo të huaj që hynte në qytet, sidomos në kohën e arritjes së karvanëve tregtarë, ta shmangnin nga kontakti me Muhamedin a.s.[8]

*11. që janë të zhytur në padije dhe të shkujdesur (ndaj Ditës së Gjykimit)!*

Këta gënjeshtarë janë gjithmonë në kundërthënie me vetveten dhe me rrethin. Janë të shkujdesur dhe nuk çajnë kokën se një ditë do të ballafaqohen me një realitet shumë të pakëndshëm për ta, pra në Ditën e Gjykimit. Ata e vazhdojnë jetën e tyre në humbëtirat e injorancës e të kufrit, duke mos vrarë mendjen se pa besim të pastër në këtë botë nuk kanë të ardhme në botën tjetër. Ata sikur kanë ndonjë perde para syve, e që i pengon për ta parë realitetin e vërtetë.

Transmeton Taberiu, me isnad të besueshëm nga Ibën Zejdi, që në lidhje me këtë ajet të ketë thënë: "Këta idhujtarë janë të humbur e të shkujdesur nga ajo që ka zbritur për ta, dhe nga ajo me çka i ka urdhëruar Allahu", dhe pastaj lexoi ajetin 63 të sures El-Mu'minun: "Por zemrat e tyre (të mohuesve) janë të verbra nga ky (libër)..."[9]

*12. Ata pyesin se kur do të jetë Dita e Gjykimit.*

Idhujtarët, duke u tallur dhe ironizuar me myslimanët dhe me të Dërguarin e Allahut, pyesnin se kur do të jetë ajo Ditë e Gjykimit, me të cilën po kërcënoheshin. "Silleni dhe shpejtojeni atë, sepse ne edhe ashtu nuk ju besojmë!", thoshin ata. Idhujtarët, në vend se të pyesnin me qëllim të udhëzimit të tyre, urrejtja që kishin në zemra nuk i lejonte të pranonin dritën e këtij udhëzimi. Po të pyesnin me qëllim udhëzimi, i Lartmadhërishmi nuk do t'i kërcënonte me zjarr të Xhehenemit, ashtu siç flasin edhe ajetet në vazhdim...

*13. Atë Ditë, ata do të përcëllohen në zjarr!*

Kjo ditë, që ata e mohuan me ngulm, e shpeshherë edhe talleshin me të, do të vijë, ndërkohë që zhgënjimi dhe trishtimi do të pllakosë zemrat dhe trupat e tyre. Ata tash do ta shohim prapësinë e talljeve të tyre. Para tyre është zjarri i Xhehenemit, i cili do t'i përpijë e përcëllojë me flakët e tij. Ky është ndëshkimi më i tmerrshëm, sepse ata nuk do të vdesin më, por do të përjetojnë ndëshkim të vazhdueshëm, përjetësisht.

*14. (Do t'u thuhet): "Shijojeni dënimin tuaj! Këtë kërkuat t'ju shpejtohej!"*

Engjëjt e ndëshkimit, duke i tërhequr zvarrë nëpër skëterrat e Xhehenemit, këta mohues të së vërtetës do t'i hedhin me forcë në Xhehenem e do t'u thonë: "Shijojeni dënimin që e kërkonit në jetën e Dynjasë, që t'ju vijë sa më shpejt. O të mjerë, a nuk ju erdhën juve të Dërguarit e Allahut për t'jua tërhequr vërejtjen nga ky ndëshkim,

në të cilin sot do të hidheni? Në lidhje me këtë moment flasin shumë ajete kuranore, ndër të cilët, në mënyrë shumë autentike ngjarjen e kanë pasqyruar ajetet (6-11) të sures El-Mulk: "Kurse për ata që e mohojnë Zotin e tyre, dënimi është Xhehenemi; eh, sa i shëmtuar është ai vendbanim! Kur të hidhen aty, do të dëgjojnë ulërimën e tij, ndërkohë që ai vlon dhe nga zemërimi është gati për të shpërthyer. Çdoherë që aty të hidhet ndonjë grup, rojtarët e tij do t'i pyesin ata: "A nuk ju erdhi ndonjë paralajmërues (qortues)?!" "Po", do të përgjigjen ata – "na erdhën vërtet paralajmërues (qortues), por ne i quajtëm gënjeshtarë, dhe thamë: Allahu nuk ka shpallur asgjë; ju jeni në një humbje të madhe!" Ata do të thonë: "Sikur të kishim dëgjuar ose menduar, nuk do të ishim midis banorëve të Zjarrit flakërues! Kështu, ata do ta pranojnë gjynahun e tyre. Larg nga mëshira e Zotit qofshin banorët e Zjarrit flakërues!"

**Porosia e këtyre ajeteve: (7-14)**

- Allahu i Lartmadhërishëm është betuar sërish, për herë të dytë në këtë sure, në qiellin, që paraqet madhështinë krijuese të Tij, me yjësi të shumtë, galaktika, qëndrueshmëri, stabilitet etj., për të vërtetuar faktin se idhujtarët mekas vërtetë ishin në kundërthënie të thellë me vetë fjalët e tyre. Këto fjalë qortuese vijnë për shkak se këta kishin bërë shirk, kur në besim Allahut i kishin shoqëruar edhe idhujt. Ata pretendonin se në këtë formë po afroheshin tek Ai! Në anën tjetër, sjelljet e tyre ndaj Pejgamberita.s. ishin në kundërthënie të madhe. Ata në kohën e rinisë së tij e kishin cilësuar si "El-Emin" - besnik, kurse pasi u kishte ardhur me shpallje, për të thoshin se ishte i çmendur, e më vonë e akuzonin si magjistar, poet, dhe si njeri të xhindosur etj.

- Nga drita e këtij Kurani që po zbriste shmanget vetëm ai që është i përhumbur në mendje e në shpirt, dhe ai që me vullnet e dëshirë e ka zgjedhur rrugën e kufrit e të mosbesimit.

- Gënjeshtarët që mohonin këtë udhëzim hyjnor janë të mallkuar, sepse e vënin në dyshim premtimin dhe kërcënimin e Allahut, pra se do të ketë Ringjallje dhe Ditë të Gjykimit, ditë në të cilën do të dalin sheshazi veprat e njerëzve, për t'u marrë pastaj në llogari.

- Idhujtarët-jobesimtarët mekas, përveç injorancës së tyre që e shfaqnin karshi të vërtetës, talleshin e ironizonin edhe me të Dërguarin e Allahut dhe besimtarët, duke i provokuar me fjalët se kur do të vijë ajo Ditë e Gjykimit me të cilën po kërcënoheshin! Fjalët e tyre ishin fjalë të kufrit, meqë ata nuk besonin se do të kishte ringjallje e as llogari pas vdekjes.



- Përgjigjja e Allahut ndaj tyre ishte e shkurtër por shumë e qartë. Ajo ditë që po e mohoni, ajo do të jetë dita kur ju, o idhujtarë, do të përcëlloheni në flakët e Xhehenemit, dhe do t'ju thuhet shijojeni tash këtë ndëshkim që e mohonit në jetës e Dynjasë dhe talleshit me të. - *vijon* -

(1) Et-Tefsirul Vesit lil Kuranil Kerim - (shkruar nga dijetarët e Az'harit), Kajro, 1992, v. 9, f. 1090; Shih po ashtu: Muhamedenil Emin el Hererijj, Hadaiku-Rrevhi ve-r-Rrejhan, Bejrut, 2001, v. 27, f. 507. (2) Et-Tahriru ve-t-Tenviru, v.26, f. 140. (3) Imam Ebu Mensur el Maturidij, Te'vilatu Ehli-s-Sunneti, Bejrut, 2005,v.9, f. 376 (redaktuar nga Dr. Mexhdi Basel-lum). (4) Siddik bin Hasen el Kinuxhi, Fet'hul bejan fi mekasidi-l Kuran, Bejrut, 1992, v.13, f. 192. (5) Te'vilatu Ehli-s-Sunneti,v.9. f. 376. (6) Imam Vahidiu Et-Tefsiru-l Besit, Rijad, 1430 h,v.20, f. 431. (7) Mustafa bin Adevij Et-Tes'hilu fi te'vili-t-tenzil–Tefsiru Xhuz'u Edh-Dharijat fi sualin ve xhevabin, Tanta-Egjipt, 2006, f. 16. (8) Hadaiku-r-Rrevhi ve-r-Rrejhan, v.27, f. 510. Fusnotë e cituar nga vepra Keshful Esrar. (9) Imam Taberiu, Xhamiul bejan an te'vili ajil Kuran, Kajro 2001, v.21, f. 494. (Redaktuar nga Dr. Abdullah Turki).



Dr. Musa Vila

# Etapat e krijimit të njeriut në thëniet profetike (2)

عَنْ عَبْدِ اللَّهِ قَالَ حَدَّثَنَا رَسُولُ اللَّهِ صَلَّى اللَّهُ عَلَيْهِ وَسَلَّمَ وَهُوَ الصَّادِقُ الْمَصْدُوقُ إِنَّ أَحَدَكُمْ يُجْمَعُ خَلْقُهُ فِي بَطْنِ أُمِّهِ أَرْبَعِينَ يَوْمًا ثُمَّ يَكُونُ فِي ذَلِكَ عَلَقَةً مِثْلَ ذَلِكَ ثُمَّ يَكُونُ فِي ذَلِكَ مُضْغَةً مِثْلَ ذَلِكَ ثُمَّ يُرْسَلُ الْمَلَكُ فَيَنْفُخُ فِيهِ الرُّوحَ وَيُؤْمَرُ بِأَرْبَعِ كَلِمَاتٍ بِكَتْبِ رِزْقِهِ وَأَجَلِهِ وَعَمَلِهِ وَشَقِيٌّ أَوْ سَعِيدٌ فَوَالَّذِي لَا إِلَهَ غَيْرُهُ إِنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الْجَنَّةِ حَتَّى مَا يَكُونُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إِلَّا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الْكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ فَيَدْخُلُهَا وَإِنَّ أَحَدَكُمْ لَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ النَّارِ حَتَّى مَا يَكُونُ بَيْنَهُ وَبَيْنَهَا إِلَّا ذِرَاعٌ فَيَسْبِقُ عَلَيْهِ الْكِتَابُ فَيَعْمَلُ بِعَمَلِ أَهْلِ الْجَنَّةِ فَيَدْخُلُهَا.

*Transmetohet nga Abdullah bin Mes`ud r.a., i cili thotë: "Na ka treguar neve i Dërguari i Allahut, i vërteti dhe i frymëzuari nga Allahu: "Çdonjërit prej jush i mblidhet krijimi në mitrën e nënës së tij për dyzet ditët e para, pastaj bëhet si gjak i ngjizur (mpiksur), sikurse ajo pastaj bëhet copë mishi (gjungë), sikurse ajo , pastaj dërgohet (nga Allahu) meleku për të fryrë shpirtin (në trupin e tij) dhe urdhërohet për (shkrimin) e katër çështjeve. Për shkrimin e riskut të tij (mjetet e jetesës), kohën e vdekjes, veprat e tij, dhe nëse do të jetë i pafat (i mallkuar) ose me fat (i bekuar në botën e përtejme). Për Allahun, që nuk ka tjetër përveç Tij, në të vërtetë dikush mund të bëjë vepra që janë veçori e atyre që hyjnë në xhenet aq sa është një largësi sa një kut mes tij dhe xhenetit, pastaj ajo që ka qenë e shkruar nga meleku i paraprin (fiton), duke bërë që ai të fillojë të punojë vepra që janë veçori për banorët e zjarrit, dhe ai hyn në të (zjarr). Dhe me të vërtetë kësisoj dikush mund të bëjë vepra që janë veçori e atyre që hyjnë në zjarr, aq sa është një largësi sa një kut mes tij dhe zjarrit, dhe pastaj ajo që ka qenë shkruar nga meleku i paraprin (fiton), duke bërë që ai të fillojë të punojë vepra që janë veçori për banorët e xhenetit dhe hyn në të (xhenet)."*

***

5. Hadithi bazë tregon se fetusi në fillim të etapave të tij nuk ka shpirt. Disa njerëz supozojnë se ky është një gabim shkencor. Shkaku është se njerëzit nuk dallojnë në mes shpirtit dhe jetës. E vërteta është se në mes shpirtit dhe jetës ka dallim. P.sh.: bimët kanë jetë, por ato zhvillohen, ushqehen, shumohen, marrin frymë, edhe pse nuk kanë shpirt. Po kështu ndodh edhe me fetusin gjatë shtatë javëve të para. Ai është qenie e gjallë, ushqehet, zhvillohet, por nuk ka shpirt. Por, shpirti fryhet pas shtatë javë, siç thamë më herët. Këtu edhe fillojnë lëvizjet spontane, që janë ato që i dallojnë qeniet me shpirt prej qenieve të gjalla (organike) dhe të ngurta (inorganike).

Urtësia e krijimit të njeriut në këtë radhitje, përmes këtyre etapave të ndryshme dhe këtij gradualiteti, nga një gjendje në gjendjen tjetër, edhe pse fuqia e Allahut ka mundur që njeriun ta krijojë përnjëherë, për një moment të shpejtë, është se me këtë tregohet sistematizimi i krijimit të njeriut me atë të universit (edhe ky univers nuk është krijuar përnjëherë, por secila botë, ajo shtazore, bimore etj., janë krijuar gradualisht, veç e veç, brenda gjashtë ditësh), në përputhje me shkaqet, pjesëmarrësit e shkaqeve, elementet paraprirëse dhe epilogun. Kjo sqaron superioritetin dhe kulminacionin e fuqisë së Allahut xh.sh. Përmes këtyre etapave graduale Allahu xh.sh. na mëson maturi në çështjet jetësore. Me këtë i tregon njeriut se pjekuria shpirtërore arrihet graduali-sht, ashtu siç arrihet pjekuria trupore përmes etapave të krijimit dhe transferimit nga një fazë në fazën tjetër, derisa të arrihet pjekuria e plotë e moshës madhore. Po këtë rrugë njeriu duhet ta ndjekë edhe në sjelljet morale jetësore krahas këtij zhvillimi, se përndryshe njeriu mbetet i pra-pambetur kryefortë, mekanik dhe i egër.[4]

Çdo çrregullim dhe shkatërrim i qëllimtë ndaj këtyre etapave të krijimit, nga faktori njeri, për qëllime dhe justifikime të kësaj bote, konsiderohet krim ndaj njeriut.

Në kontekst me këtë Imam Gazaliu thotë: "Ejakulimi i farës jashtë mitrës nuk është sikur abortimi dhe varrosja e gjinisë femërore për së gjalli, ngase te abortimi kemi të bëjmë me kriminalitet ndaj qenies që ekziston dhe është prezente, e kjo qenie ekzistuese ka shkallët e veta: shkalla e parë e kësaj qenie është kur fara gjen-



det në mitër dhe mbarësohet me vezorët e femrës dhe përgatitet për ta pranuar jetën, e shkatërrimi i kësaj qenie në këtë etapë konsiderohet krim; kur kjo qenie bëhet gjak i ngjizur, shkatërrimi i saj konsiderohet krim barbar, e kur kësaj qenieje t'i fryhet shpirti dhe e merr formën e vet, atëherë shkatërrimi i saj konsiderohet krim edhe më i madh. Ndërsa, kulminacioni i këtij kriminaliteti është kur kjo qenie shkatërrohet pasi të dalë në këtë jetë i gjallë."[5]

Shpirti me të cilin njeriu ndihet i gjallë është prej çështjeve sekrete të Allahut xh.sh. Për këtë na ka treguar Ai në librin e tij të shenjtë: "Të pyesin ty (O Muhamed) për shpirtin, thuaju: Shpirti është prej çështjeve (sekrete) të Zotit tim. Nuk ju është dhënë dituri përveç se pakëz." (Isra, 85).

Neveviju thotë: "Shpirti është element që nuk ka peshë e as vëllim, qarkullon nëpër trup dhe është i mbështjellë me të sikur uji me trungun e njomë (të gjelbër)".

Gazaliu thotë: "Shpirti është element qarkullues që lëvizës në trup".

### Të përcaktuarit e Allahut në prizmin e këtij hadithi

6. Pjesa e dytë e hadithit flet për përcaktimin. Të përcaktuarit në tekstet fetare është katër llojesh:

a) Dituri paraprake (el ezel) e Allahut për çdo gjë që do të ndodhë.

b) Të shkruarit në Levhi Mahfudh (vend kur ruhen përcaktimet për atë që do të ndodhë). Këto përcaktime janë të shkruara në Levhi Mahfudh para se të krijohej toka dhe qiejt. Në kontest me këtë Pejgamberi s.a.v.s. thotë: "Allahu i ka shkruar përcaktimet e krijesave pesëdhjetë mijë vjet para se të krijoheshin qiejt dhe toka".[6]

c. Të diturit (shkruarit) e veçantë të caktimit për çdo njeri, në librin (fletushkën) e tij të veçantë, derisa njeriu gjendet në barkun e nënës së tij.

d. Të ndodhurit atje e një çështjeje që Allahu e ka përcaktuar në kohën që e ka caktuar.

7. Gjatë historisë islame paraqiten disa grupe devijuese që nuk e kuptuan përcaktimin ashtu siç duhej. Këto grupe mendonin se dituria paraprirëse e Allahut, shkrimi i kësaj diturie në Levhi Mahfudh dhe në librin e veçantë të njeriut, kur gjendet në barkun e nënës, njeriut i imponohet në sjellje dhe lëvizje të caktuara imponuese. Epilogu i këtij gabimi është ndarja e tyre në dy grupe:

a. El kaderije: Ata që mohuan përcaktimin. Ata thanë: "Allahu nuk e di veprimin e njeriut para se të ndodhë, dhe nuk e di atë përveçse pasi të ndodhë. Me këtë mendim ata ia mveshën Allahut cilësinë e mosdijes, nga e cila Allahu është i Pastër dhe i Lartësuar.

b. El Xheberije: Ata që qëndrojnë në të kundërtën me të parët. Ata i përshkruajtën Allahut diturinë për veprat e njeriut para se njeriu t'i dinte ato. Ata menduan se veprat e njeriut janë imponuese, dhe se vërtet Allahu xh.sh. njeriut ia imponon veprën e pastaj për të e dënon. Me këtë mendim ata ia mveshën Allahut xh.sh. mizorinë, nga e cila Ai është i Pastër dhe i Lartësuar.

8. Këto mendime devijuese na obligojnë që shkur-



timisht të japim një pasqyrë rreth përcaktimit në këto pika vijuese:

a. Allahu xh.sh. e krijoi njeriun dhe në të janë dy elemente (pjesë): elementin në të cilin njeriu ka dëshirë dhe vullnet, dhe elementin që nuk ka dëshirë dhe vullnet. P.sh.: formën në të cilën e krijoji njeriun, kohën kur e krijoi, familjes të cilës i takon, sistemin e brendshëm trupor etj., këto janë jashtë vullnetit dhe dëshirës së njeriut. Njeriu do të pyetet dhe do të mbajë përgjegjësi, e do të japë llogari para Allahut xh.sh. vetëm për elementin e parë, që ka dëshirë dhe vullnet. Kështu që, Allahu xh.sh. nuk do ta pyesë njeriun për ngjyrën e tij, gjatësinë e tij, ose pse ky është prindi i tij, ose pse ka jetuar në shekullin XXI etj.

b. Allahu xh.sh. neve nuk na ka informuar për përcaktimet e Tij, ato i ka mbajtur sekret. Këtë e ka bërë për shumë urtësi, e ndër to që vullneti i njeriut të mbetet i freskët, optimist dhe aktiv dhe pa preokupime e presion. Kështu që, sikur njeriu për çdo mëngjes të informohej për atë që duhet ta bëjë gjatë ditës, kjo do të ndikonte negativisht te vullneti i tij: ai do të bëhej pesimist. P.sh.: sikur profesori t'i tregojë studentit që në fillim të vitit se do ta përsëriste vitin, studenti do të bëhej pesimist dhe nuk do të mësonte asgjë. Ai do të diferencohej krejtësisht nga mësimi.

c. Dituria e Allahut. Ajo që Allahu e ka shkruar në librin (vendin) Levhi Mahfudh dhe në fletushkën e veçantë të njeriut atij nuk imponon asgjë e as nuk i pengon asgjë, dhe nuk ka argument fetar ose logjik që tregon se me përcaktim (dijeninë) nënkuptojmë imponim, detyrim në kryerje të veprave. Ajo që ndodh është se vërtet Allahu e di se filan studenti do të angazhohet dhe do të mësojë, e për të Allahu e ka shkruar (përcakton) suksesin. Allahu e di se filan studenti nuk do të angazhohet, e për të Allahu e ka shkruar (përcaktuar) dështimin. Allahu xh.sh. e di se filan njeriu do të përdorë ilaç të përshtatshëm, e për të e ka shkruar shërimin, e kështu me radhë. Pra, dituria e Allahut xh.sh., zbuluese e të ardhmes, nuk ndikon në vullnetin dhe zgjedhjen e njeriut. Allahu e di se çka do të zgjedhë njeriu, e njeriu është ai që zgjedh. Allahu e di atë para se ai ta zgjedhë. Shembulli i tillë është sikur ai i një prindi që i jep të birit të tij diçka nga të hollat, për të blere atë që dëshiron biri i tij. I biri shkoi për të blerë, ndërsa prindi i thotë atij që e kishte afër: "Biri im ka për ta blerë këtë dhe këtë." Dituria e tij (prindit) mbështetej në atë që biri i tij anon më tepër. Shtrohet pyetja: Thënia e prindit (dituria e tij) a ndikon te vullneti dhe dëshira e të birit të tij në blerje, dhe a e detyron atë që kur të arrijë në shitore të blejë gjësende të caktuara (që prindi i thotë atij pranë) pa e dëgjuar atë i biri? Kështu qëndron dituria paraprake e Allahut, e të cilën ne nuk e dimë dhe as që ndikon dhe pengon në vullnetin dhe zgjedhjen tonë. Sikur ndonjëri prej profesorëve në fillim të vitit t'i thotë dekanit, se filan studenti do të jetë nga më të mirët, e filan studenti tjetër do të jetë nga

më të dobëtit, por asnjëri prej studenteve këtë të mos e dëgjojë, kjo thënie e profesorit, e shkruar në letër dhe e lënë fshehur te dekani. Shtrohet pyetja se ky shkrim a do të ndikojë në rezultatin e këtyre dy studentëve. Dhe, sikur në fund të vitit t'i thuhet studentit të mirë: ky rezultat nuk është si shkak i angazhimit tënd, por është si shkak se filan profesori e ka shkruar për ty këtë, a do ta pranojë këtë sqarim studenti i mirë? Dhe, sikur studenti i dobët t'i thotë prindit të tij se shkak për dështimin e tij është se filan profesori e kishte shkruar atë që në fillim të vitit, a do ta pranojë këtë prindi i tij? Studenti i dobët pretendon në përcaktim për ta eliminuar dobësinë dhe mossuksesin e tij. Ndërsa studenti i mirë nuk pranon t'i thuhet se suksesi i tij qe i imponuar, i detyruar nga shkrimi i profesorit.

d. Ata që mendojnë dhe thonë se njeriu është i detyruar në vepra dhe nuk është i lirë të zgjedhë, ngase Allahu ia ka shkruar atë, ata bien në kundërshtim me vetveten e tyre, sepse sikur të ishin të sinqertë, ata do të mendonin dhe supozonin se janë detyruar në çdo send që e ka shkruar Allahu për ta. Ndërkaq hadithi tregon se Allahu xh.sh. e urdhëron melekun për t'i shkruar njeriut furnizimin, vdekjen, veprën e tij (mjetet punuese), a do të jetë i pafat (i mallkuar), ose me fat (i bekuar). Atëherë, ata a do të qëndrojnë në shtëpitë e tyre për t'iu ardhur furnizimi i shkruar? Jo, ata do të bëjnë përpjekje me krejt forcën e tyre. Por pse ata bëjnë përpjekje kur gjithçka është shkruar? Pse kërkojnë punë kur edhe kjo është shkruar për ta? Pra, ata janë në kundërshtim me vetveten e tyre, dhe nuk janë të sinqertë.

e. Ta paramendosh një shoqëri që ka bindje se njeriu është i detyruar dhe i imponuar në veprat e tij, si do të jetë ajo vallë? Do të jetë shoqëri pa norma, pa ligj, e mbushur me anarki dhe mizori. Nuk ka mundësi dorëvrasësi të pyetet për vrasjen e tij, ngase ai thotë se ishte i imponuar (e shkruar), e as vjedhësi nuk mund të pyetet për vjedhjen e tij, ngase thotë se qe i imponuar. Dhe kështu, kjo shoqëri do të jetë e çuditshme, si shoqëri e çmendur. Ca njerëz i cunguan argumentet që flasin rreth çështjes së caktimit, duke ardhur me një përfundim të përgjithshëm e të gabuar. Ky përfundim i gabuar nuk është tjetër veçse rezultat logjik i mënyrës së gabuar. Ata u bazuan në ajetin: "Me të vërtetë Allahu e humb atë që do, dhe e udhëzon atë që do." (Fatir, 80).

Është e vërtetë se kuptimi i këtij ajeti tregon se njeriu është ai që zgjedh veprën, dhe fjala "jeshau" – "do", është folje e kohës së tashme. Kryefjala e fjalisë foljore është përemri vetor ai, (i cili paramendohet). Ky përemër kthehet te përemri lidhor "men" – "atë". Sepse, sipas strukturës së fjalisë, përemri lidhor është më afër sesa fjala e Allahut: – "Është rregull sintaksor që përemri vetor gjithmonë të kthehet te fjala më e afërt në fjali. Atëherë kuptimi i ajetit është: Me të vërtetë Allahu e humb atë që e do humbjen, dhe e udhëzon atë që e do udhëzimin". Kush hulumton për të gjetur dhe njohur të vërtetën, Allahu do ta udhëzojë deri te e vërteta, e kush hulumton për pasione, epshe dhe ndalesa (harame), dhe nuk e don të vërtetën, Allahu do ta çojë deri te ajo që ai dëshiron, si vërtetësi ndaj lirisë së njeriut dhe vullnetit të tij.

f. Tek elementi i njeriut që nuk i nënshtrohet vullnetit të tij kemi vetëm një dëshirë, e ajo është dëshira dhe vullneti i Allahut. Njeriu në këtë drejtim nuk ka vullnet dhe dëshirë, andaj edhe nuk do të ketë përgjegjësi për këto gjëra që nuk janë të dëshirës dhe vullnetit të tij. Këtë e kemi shtjelluar edhe më herët.

Sa i përket elementit që njeriu ka vullnet dhe dëshirë, i kemi dy dëshira: dëshirën e Allahut dhe dëshirën e njeriut. Dëshira e Allahut shihet (prezanton) në këtë element, në mundësinë që i ka dhënë (i ka bërë të mundur) njeriut të veprojë atë që dëshiron, dhe në mënyrë të përgjithshme të mos e pengojë në veprimin e tij. Sikur njeriu të donte të bënte një të mirë, ose një mëkat, vërtet Allahu është i Plotfuqishëm ta pengojë lëvizjen dhe veprimin e tij, por Ai ka dashur dhe ia ka mundësuar njeriut të veprojë atë që do ai. Ky është edhe kuptimi i ajetit: "Me të vërtetë Allahu nuk do ta ndryshojë gjendjen e një populli, përderisa ata vetë të





mos e ndryshojnë vetveten e tyre". (Err-Rra'dë,11).

Çështja e ndryshimit të gjendjes i takon elementit në të cilin njeriu e ka vullnetin dhe dëshirën. Njeriu ndryshimin e fillon me dëshirën dhe vullnetin e tij, e Allahu ia realizon ndryshim aq sa dëshiron.

g. Çështja e besimit në caktimin e Allahut te sahabët dhe tabiinjtë ka pasur një rol shumë të rëndësishëm në nxitjen dhe nxitjen e tyre në vepra të mira. Kur ata e kuptuan se vdekja është e shkruar, ata shkonin në luftë (xhihad) pa asfarë frike, ngase trimëria nuk e shkurton jetën. E kur ata e kuptuan se furnizimi (risku) është i shkruar, ata largoheshin nga harami dhe pasioni, dhe e shpeshtonin sadakanë, ngase e kuptuan se të përkushtuarit ndaj hallallit (lejimit) dhe shpeshtimi i sadakasë nuk e pakësonte furnizimin. Sot disa besimtarë besimin në caktimin e Allahut po e marrin si mburojë ndaj të metave, përtacisë dhe shumë mëkateve që i bëjnë. Pra, shumë dallim i madh në mes këtyre dy kuptimeve dhe dy qëndrimeve.

9. Hadithi bazë tregon se njeriu mund të ndryshojë nga hairi në sherr (nga e mira në të keqe), dhe anasjelltas. E kjo nuk ndodh si shkak i imponimit dhe detyrimit ndaj njeriut, por plotësisht me dëshirën dhe vullnetin e tij, e për këtë edhe ai mbetet përgjegjës. Kjo është shenjë për atë që vepron të keqen dhe është i mashtruar nga vepra e tij, të ndryshojë dhe ta hapë derën e pendimit.

Sa i përket kuptimit të hadithit: "fejesbiku alejhil kitabu" – "atëherë atij i paraprin libri" (dhe fiton), nuk ka kuptimin e imponimit dhe detyrimit, por tregon se Allahu saktësisht e di fundin e njeriut. Përfundimi i njeriut tek Allahu nuk mbetet dilemë diskutuese (supozuese, parashikuese) që në fillim të jetës së njeriut, siç ndodh te dituria e njeriut, që çdo çështje nga fillimi i mbetet joprecize e parashikuese, supozuese. Njerëzit gjërat i marrin me paramendim, andaj gabojnë. Ndërsa Allahu xh.sh. gjërat nuk i parasheh, por i merr si të sakta dhe precize. Kuptimi i kësaj pjese të hadithit është: Vërtet njerëzit mashtrohen në fillim, dhe e parashohin përfundimin ashtu siç ka qenë fillimi, ndërsa tek Allahu nuk ka parashikim. Ai e di saktësisht këtë, e ka shkruar atë, dhe patjetër do të ndodhë në mënyrën identike, ashtu siç ka qenë në diturinë e Allahut. Kështu e vërteton diturinë paraprake, si dhe vërtetohet ajo që është shkruar në libër, para se ai të krijohej.

Pra, ky hadith nuk ka të bëjë me imponimin dhe detyrimin, por ky është argument për diturinë e saktë hyjnore.

10. Përfundimi i njeriut është dy llojesh:

a. Përfundim që shlyen të kaluarën. Sikurse besimi që e shlyen pabesimin (kufrin), ose pabesimi që e shlyen besimin, edhe pendimi e shlyen mëkatin. Njeriu do të mbetet përgjegjës për atë të dytën (të mëvonshmen).

b. Përfundim që nuk e shlyen të kaluarën. Pra, ai që vdesë dhe ka qenë duke vepruar, edhe mirë por edhe keq, vdekja nuk ia shlyen veprat e të kaluarës. Njeriu mbetet përgjegjës për të gjitha veprat e kaluara dhe të tanishmet (pastajme).

Këto përfundime nuk bëhen ndryshe veçse me dëshirën dhe zgjedhjen e njeriut. Në kontekst me këtë, Allahu xh.sh. thotë: "Atëherë, kushdo le të besojë, e kushdo që dëshiron mos të besojë…" (El Kehf, 29). *(Fund)*

(4) El Vafij fi sherh el Erbeijn en-nevevije. Dr. Mustafa Buga. Muhjidin Mistev f. 22. Botimi X, 1997, Daru Ibën Kethir. Damask. (5) Ihjau ulumi din. Ebu Hamid el gazali. v. 2, f. 51. (6) Sahihul Muslim, v. 4, f. 2044. Kitabul Kader, nr. 2653.

Mr. Ejup Haziri

# Ngritja e duarve bëhet vetëm gjatë tekbirit fillestar (2)



**Dhënia përparësi sahabëve muxhtehidë**

Ebu Hanife dhe juristët e shkollës juridike hanefite në çështjet që kanë më shumë se një mendim, para vetet kanë vendosur rregulla, e që dy nga ato janë më të rëndësishme.

E para: Preferimi dhe zgjedhja e mendimeve nga sahabët që ishin muxhtehidë (njohës të mirë të fesë), duke iu dhënë atyre përparësi para të tjerëve që nuk ishin muxhtehidë. Sahabët e njohur, si Enes bin Maliku dhe Ebu Hurejre, te hanefinjtë nuk konsiderohen muxhtehidë.[1] Prandaj, në transmetimet e përcjella prej tyre, hanefinjtë shikojnë gjithnjë në mos ka ndonjë transmetim tjetër nga ndonjë sahab muxhtehid, e nëse ka, atëherë këtyre të fundit u japin përparësi. Për këtë arsye, ngritja e duarve dhe çështjet tjera te hanefinjtë nuk bazohen në transmetimet e Ebu Hurejres, Enes bin Malikut dhe të tjerëve që ishin në të njëjtën kategori.

Këtë do ta ilustrojmë edhe me tregimin e njohur e të popullarizuar mes Imam Evzaiut dhe Imam Ebu Hanifes, ku ishin takuar në Mekë, të cilin e përcjell Ibën Ujejne, dhe thotë: “Evzaiu e pyeti Ebu Hanifen: “Çfarë keni ju që nuk i ngritni duart gjatë shkuarjes në ruku dhe ngritjes nga ajo?” “Sepse një gjë e tillë nuk është vërtetuar nga i Dërguari i Allahut!”- iu përgjigj Ebu Hanife. Evzaiu shtoi: “Si nuk është vërtetuar, kur më ka treguar mua Zuhriu, nga Salimi, e ky nga babai i tij, se i Dërguari i Allahut i ngriste duart e tij kur ia fillonte namazit, gjatë rukusë dhe ngritjes nga ajo.” Atëherë Ebu Hanife i tha: “Na ka treguar Hamadi, nga Ibrahimi, ky nga Alkame dhe Esvedi, e këta nga Abdullah bin Mes’udi, se i Dërguari i Allahut i ngriste duart vetëm gjatë tekbirit fillestar, dhe nuk e ka përsëritur këtë më në asnjë vend.” Evzaiu i tha: “Unë po të përcjell (transmetimin) nga Zuhriu, nga Salimi e nga babai i tij, e ti po më përcjell mua nga Hamadi dhe Ibrahimi. Ebu Hanife iu përgjigj: “Hamadi, në Fikh ishte më i ditur se Zuhriu. Ibrahimi, në Fikh ishte më i ditur se Salimi. Alkame nuk ishte më pak (në dije) se Ibën Umeri, ndonëse ky i fundit ishte sahab dhe kishte vlera, sikurse që kishte vlera edhe Esvedi. Ndërsa Abdullahu (Ibën Mes’udi) është Abdullah.”[2] Evzaiu heshti dhe nuk pati përgjigje.” Këtu shihet qartë se Ebu Hanife preferon dhe përzgjedh transmetuesit që kishin dije të thellë në dispozitat fetare (fekihët), ndërsa Evzaiu preferon senedin e lartë.[3]

Kjo është edhe arsyeja se përse Ebu Hanife i parapëlqen transmetimet nga sahabët e njohur si Abdullah bin Mesudi, Ali bin Ebi Talib dhe nga Umer bin Hatabi, sepse këta ishin sahabët më të dalluar, dhe që të tre ishin njohës të mirë të dispozitave fetare. Prandaj, nuk është e rastësishme përzgjedhja e argumenteve nga Ebu Hanife dhe juristët tjerë në këtë çështje.

E dyta: Transmetuesit e shumtë (të një mendimi) nuk nënkupton që ai mendim të jetë i përzgjedhur.[4]

Këtë çështje dijetari i njohur hanefi, Bedrudin El-Ajni e shtjellon bukur dhe gjatë, në komentin që i bën Sahihut të Buhariut dhe Sunenit të Ebu Davudit. Ai mes tjerash thotë se bazimi në transmetuesit e





shumtë bëhet vetëm atëherë kur të arrihet saktësia e dy argumenteve[5], apo vetëm atëherë kur të vërtetohet çështja përmes argumentit.[6] Me fjalë të tjera, atëherë kur shfaqet se cili është argumenti më i fuqishëm, e jo t'i jepet përparësi transmetimeve apo transmetuesve të shumtë rreth një çështjeje të caktuar. Ajniu sjell shumë shembuj nga hadithet e shumta, ku argumenton se në shumë çështje u është dhënë përparësi transmetimeve me transmetues të paktë, përkundër transmetimeve me transmetues të shumtë, siç është çështja te leximi i besmeles me zë të vogël, ku për këtë çështje transmetojnë dy sahabë: Enes bin Maliku dhe Abdullah bin Mugaffel, ndonëse hadithet për leximin me zë të besmeles transmetohen përmes katërmbëdhjetë[14] sahabëve, mirëpo përkundër që transmetuesit janë të shumtë, versionet e tyre janë të dobëta.[7]

### Banorët e Kufës në praktikë nuk njihnin mendim tjetër

Që nga çlirimi i Kufës dhe emigrimi i sahabëve në të, ku sigurisht se qindra prej tyre zgjodhën të qëndrojnë në të, që njerëzve t'ua mësojnë Islamin, një numër i atyre që përzgjodhën Kufën për vendbanim ishin sahabë të zgjedhur dhe muxhtehidë, si Abdullah bin Mes'udi, e të tjerë.

Ata në fillim fillaun t'ua mësonin njerëzve fenë ashtu siç kishin dëgjuar e parë nga vetë i Dërguari i Allahut. Kjo lehtë mund të kuptohet se kur banorët e Kufës e kishin pyetur Abdullah ibën Mesudin, ai kishte thënë: "Na ka treguar Hennadi, i cili ka thënë: "Na ka treguar Vekiu, nga Sufjani, nga Asim bin Kulejb, nga Abdurrahman bin El-Esved, nga Alkame, i cili thotë: "Abdullah bin Mesudi tha: "A doni të demonstroj pranë jush namazin e të Dërguarit të Allahut? Ai u fal dhe duart nuk i ngriti përveçse në herën e parë (në tekbirin fillestar)."[8]

Pra, me fjalë tjera, ai demonstroi pranë tyre mënyrën e faljes së Pejgamberit a.s., ashtu siç e kishte parë të falej, dhe ky sahab i përgjedhur ngriti duart vetëm në fillim të tekbirit fillestar dhe jo më. Prandaj, ky veprim, që i atribuohet Ebu Hanifes, për ngritjen e duarve vetëm në fillim të tekbirit fillestar dhe jo më gjatë namazit, nuk është mendim i tij personal, por është mendim i trashëguar nga gjithë juristët, që nga koha e tij e deri te koha e Abdullah bin Mesudit, dhe praktika e banorëve të Kufës ishte e tillë që nuk praktikonte mendim tjetër, për shkak të transmetimeve të përzgjedhura nga sahabët e njohur si: Abdullah bin Mesudi, Umer bin Hatabi, Ali bin Ebi Talibi, si dhe të tjerët që ishin të kategorisë më të lartë të sahabëve në njohjen e dipozitave fetare. Ka disa injorantë që mendojnë se hadithet tjera që flasin për ngritjen e duarve, përveç tekbirit fillestar, nuk kanë qenë të njohur për banorët e Kufës, prandaj ata zgjodhën atë mendim. Ky padyshim që është një pretendim i pabazuar dhe i paargumentuar, sepse të gjitha argumentet flasin dhe tregojnë qartë se hanefinjtë dinin për transmetimet e ndryshme rreth ngritjes së duarve. Vetë takimi i Ebu Hanifes me Evzaiun tregon qartë se ai i njihte opinionet e ndryshme të transmetuara në lidhje me çështjen e duarve, por arsyeja pse ai kishte përzgjedhur mendimin se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar, e jo më gjatë namazit, ishte mbështetja e tij në sahabët që ishin të kategorisë më të lartë në njohjen e dispozitave fetare.

Pastaj, përzgjedhja e Sufjan Thevriut, që duart të ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar, është edhe një argument shtesë për vërtetësinë e këtij mendimi të argumentuar. Sufjani padyshim llogaritet njëri ndër

personalitetet më të rralla që kishte njohuri të jashtëzakonshme në hadith. Ai para vetes kishte gjithë transmetimet për ngritjen apo mosngritjen e duarve, por përzgjodhi në bazë të fuqisë së argumentimit, pra se duart duhet të ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar.

E përveç kësaj, siç transmetohet, edhe Maliku kishte mendimin se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar. E, Maliku nuk jetoi në Kufë, por pikërisht në qytetin e Pejgamberit a.s. Prandaj, atij sigurisht se i kishin arritur hadithet për ngritjen e duarve, por ai përzgjodhi si mendim kryesor, përkundër dy mendimeve tjera, që duart të ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar.

### Praktika e banorëve të Medinës rreth ngritjes së duarve

Maliku për ngritjen e duarve ka tre opinione: në një vend thotë se duart ngrihen në çdo rënie e ngritje, duke u bazuar në hadithin e Ibën Umerit; në të dytin thotë se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar, dhe në të tretin thotë se duart nuk ngrihen fare. Mendimi i dytë është mendim i zgjedhur i tij dhe i pasuesve të tij, madje ky mendim përcillet edhe nga nxënësit e tij, siç është i mirënjohuri Ibën El-Kasim. Gjithashtu këtë mendim e mbështesin dhe e konfirmojnë edhe kolosët e shkollës së tij, e ky edhe është mendimi i përzgjedhur nga shumica malikite sot.[9]

Ibën AbdulBerri, që është njëri nga kolosët më të mëdhenj të shkollës malikite, në lidhje me këtë çështje, në librin e mirënjohur "El-Istidhkar", pasi që përmend mendimet e ndryshme nga Maliku, thotë: "Ajo që anojnë dijetarët e shkollës sonë është se duart ngrihen vetëm në tekbirin fillestar, por jo diku tjetër (gjatë shkuarjes në ruku apo lëshimit në sexhde)."[10]

Ibën El-Kasim (njëri nga nxënësit e shquar të Malik bin Enesit), transmeton nga Maliku se ka thënë: "Duart ngrihen gjatë tekbirit fillestar të namazit, e nuk ngrihen më në asnjë vend." Po ashtu nga El-Kasimi përcillet se Maliku ngritjen e duarve në namaz e shihte si diçka të dobët, dhe se për të kishte thënë: "E nëse duhet të ngrihen duart, atëherë kjo bëhet vetëm në tekbirin fillestar."

Se Imam Maliku e ka pasur këtë mendim për mosngritjen e duarve, me përjashtim të tekbirit fillestar, dëshmojnë edhe shumë transmetime nga nxënësit e tij, sikundër edhe nga juristët e shkollës së tij. Ahmed bin Seid-i përcjell fjalët e Ahmed bin Halid-it, ku thotë: "Në mesin tonë kishte grup dijetarësh që ngritnin duart e tyre në namaz, duke u bazuar në hadithin e Ibën Umerit dhe në transmetimin e njëjtë nga Maliku, mirëpo kishte edhe grup dijetarësh që nuk i ngritnin duart



e tyre, përpos gjatë tekbirit fillestar, duke u bazuar në transmetimet e Ibën El-Kasimit. Grupi i parë nuk e akuzonte të dytin e as grupi i dyti s'e akuzonte të parin."

Dijetari i njohur maliki, Ebu Umer Ahmed bin Abdullah bin Hashim nuk i ngriste duart gjatë shkuarjes në ruku, ngritjes prej saj dhe lëshimit për në sexhde, e atë e kishin pyetur: "Përse nuk i ngrit duart në mënyrë që ne të të pasojmë ty?" Ai u përgjigj: "Unë nuk i kundërshtoj transmetimet e Ibën El-Kasimit, sepse komuniteti te ne sot është i tillë (që nuk i ngrit duart), e kundërshtimi i komunitetit në ato çka janë të lejuara nuk është prej cilësive të dijetarëve."[11]

Transmetimi i Ibën El-Kasimit është shumë i njohur, dhe në bazë të tij vepron shkolla malikite, si dhe, po sipas kësaj shkolle, ky është vendimi zyrtar për këtë çështje. Madje, edhe opinioni i njohur i Malikut është se duart nuk ngrihen në asnjë vend tjetër përveç tekbirit fillestar,[12] dhe se për ngritjen e duarve, me përjashtim të tekbirit fillestar, Maliku decidivisht qe shprehur: "Unë nuk di se duart duhet të ngrihen gjatë namazit, as gjatë rënies e as gjatë ngritjes, përveç tekbirit fillestar."[13]

Këtu shtrohen pyetjet: Përse Maliku kishte një qëndrim të tillë, se duart ngrihen vetëm gjatë tekbirit fillestar? Nga e mori ai një qëndrim të tillë? A nuk kishte pranë vetes transmetimet e Ibën Umerit, Ebu Hurejres apo të Ebu Humejd Es-Saidijit? Përse nuk

veproi sipas këtyre transmetimeve? Nëse, sipas disave, Ebu Hanifes nuk i paskan arritur hadithet që "konfirmojnë" ngritjen e duarve në çdo rënie e ngritje, a mund të thuhet e njëjta gjë edhe për Malikun, që jetoi në vendin e shpalljes dhe që quhej "Imami i vendit të hixhretit"? A refuzoi hadithet Maliku, dhe a ishte kundër Sunetit?

Pyetjet mund të jenë zingjir i gjatë, e përgjigjja është shumë e shkurtër, ndoshta edhe më e shkurtër se vetë pyetja?! Maliku veproi ashtu, sepse Medinën dhe popullin e saj i gjeti duke vepruar sipas një suneti të tillë, i ngritnin duart vetëm gjatë tekbirit fillestar, e më pas jo. Ai idha përparësi praktikës medinase dhe transmetimit të Abdullah ibën Mesudit, para transmetimit të hadithit nga Ibën Umeri, ndonëse konsiderohet zinxhiri i artë i transmetuesve. Medinasit nuk i kishte gjetur duke praktikuar ngritjen e duarve në çdo rënie e ngritje! Afërsia e tij me Pejgamberin është më e afërt se një shekull, për dallim me Shafiun, Ahmedin, Buhariun, Muslimin dhe të tjerët, që disa prej tyre me Pejgamberin e Zotit i ndajnë edhe dy shekuj. Maliku mbështetet edhe në veprimet e banorëve të Medinës. Ai shpeshherë refuzon transmetimet për shkak se veprimet e banorëve të Medinës ishin ndryshe.

Ai veçanërisht i jep përparësi praktikës së pashkëputur të banorëve të Medinës, sepse ajo ishte qendra e shpalljes, dhe aty u konsoliduan edhe dispozitat gjatë kohës së Pejgamberit a.s. Në të vdiq i Dërguari i Allahut, e sahabët pas tij praktikuan veprimet e tij, dhe kështu u ndërlidh veprimi i të mëvonshmëve (halefëve) me të mëparshmit (selefët).[14] Madje, Maliku dhe juristët e shkollës së tij i japin përparësi praktikës së banorëve të Medinës para haditheve ahad,[15] prandaj edhe shumë hadithe të këtij lloji i kanë refuzuar për shkak të praktikës së medinasve, por edhe të llojeve tjera, sikurse edhe ato autentiket, për shkak se binin në kundërshtim me praktikën medinase.[16] Shembull për këtë është hadithi që tregon për të drejtën e përzgjedhjes mes shitësit dhe blerësit, për vazhdimin e kontratës apo anulimin e saj, përderisa nuk janë ndarë, duke u bazuar në hadithin në vijim:

I Dërguari i Allahut (paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të) ka thënë: "Shitblerësit (dy kontraktuesit) mund të zgjedhin përderisa nuk janë ndarë nga njëri-tjetri, nëse e thonë të vërtetën dhe e shfaqin atë, do t'iu jepet atyre begati (bereqet) në shitblerjen e tyre, e nëse e fshehin të vërtetën dhe gënjejnë, atëherë s'do të ketë begati në shitblerjen e tyre."[17]

E tërë polemika është në çështjen e kuptimit të hadithit, se a është për qëllim ndarja në fjalë apo ndarja fizike



ndërmjet dy kontraktuesve. Maliku është i mendimi se hadithi në fjalë simbolizon për ndarjen në fjalë, jo atë fizike, dhe se atëherë kur të arrihet kontrata nuk lejohet anulimi apo shfuqizimi i saj, e ky mendim është edhe i Ebu Hanifes, përderisa imamët tjerë mendojnë se për qëllim është ndarja fizike, dhe se përderisa nuk janë ndarë, kanë të drejtë në shfuqizimin e kontratës.[18]

Malikun, sikurse edhe Ebu Hanifen i kanë akuzuar se ka sulmuar direkt sunetin e Pejgamberit a.s., sepse hadithi është i qartë dhe nuk tregon se bëhet fjalë për ndarje verbale mes tyre, mirëpo për ndarje fizike, ndërsa Maliku i është përgjigjur se praktika medinase nuk njeh tjetër formë përpos atë që e kemi thënë, se për qëllim është ndarja me fjalë, dhe kështu është trashëguar kjo formë që nga Pejgamberi a.s. e deri te ne. Ndërsa, Ebu Hanife për kundërshtarët kishte parashtruar edhe këtë pyetje: "Çfarë të bëjmë nëse shitësi e blerësi janë në anije, si arrihet e drejta e përzgjedhjes (kur nuk ekziston mundësia e ndarjes fizike)?"

Këtu domosdo lind pyetja:

**Përse Maliku nuk e kuptoi hadithin si disa tjerë?**

Përgjigja është shumë e shkurtër: Sepse ai i gjeti medinasit duke praktikuar të drejtën e përzgjedhjes mes



shitësit dhe blerësit në formën që e shpjegoi.

Edhe te ngritja e duarve vetëm gjatë tekbirit fillestar ai kishte gjetur medinasit duke praktikuar një sunet të tillë. Prandaj, këtu del në skenë edhe një gjë, e që është e rëndësishme, që ka të bëjë me dy shkollat më të hershme, e që janë shkolla hanefite dhe ajo malikite, sepse në këtë çështje ato kanë një mendim. Mendimi i gjeneratave të mëhershme zakonisht është më i qëlluar se i atyre të mëvonshme, sepse afërsia e tyre me Pejgamberin a.s. është vetëm disa dekada. Prandaj, mendimin e shkollës hanefite për mosngritjen e duarve, përveç tekbirit fillestar, e forcon edhe më tej mendimi i përzgjedhur i shkollës malikite.

**Përfundim**

Mendoj se kjo çështje është shumë e qartë, dhe këto dy tema rradhazi kanë elaboruar në mënyrë të thukët argumentet e hanefinjve për ngritjen e duarve vetëm gjatë tekbirit fillestar. Pra, çështja nuk është se ata nuk arritën t'i njohin hadithet tjera, e as që ka të bëjë me atë se atyre ndoshta nuk i arritën hadithet që sinjalizojnë për ngritjen e duarve, përveç gjatë tekbirit fillestar. Përzgjedhja është bërë mes dy argumenteve, ku i është dhënë përparësi argumenteve më të fuqishme, si dhe duke u bazuar në transmetimin e sahabëve që ishin të rangut më të lartë të dijes (muxhtehidë). Kështu kishte vepruar edhe Maliku në vetë qytetin e Pejgamberit a.s., ku kishte përzgjedhur që duart të mos ngrihen përveç gjatë tekbirit fillestar, sepse praktika medinase ishte e tillë.

(1) Kemal bin El-Humam, Zadu-l Fekir, me recenzurë nga Said Bekdash, Daru-s Siraxh, El-Medine, 1435 h - 2013 m, f. 45. (2) Sinjalizon për vlerat e larta të Abdullah bin Mes'udit, i cili ishte thuajse gjithnjë në shoqërim të Resulullahit a.s., prandaj edhe nuk e krahasoi me të tjerët, gjë që është shumë e arsyeshme. (3) Ibën Nuxhejm, el-Bahru-rr Rraik Sherh Kenzu-d Dekaik, bot.II-të, Daru-l Kitab el-Islamij, v.III, f. 289. (4) Taha Xhabir el-Alevani, Edebu-l Ihtilaf fi-l Islam, The International Institute of Islamic Thoughts, Herndon, 1992, f. 92; Bedrudin el-Ajni, Sherh Sunen Ebi Davud, bot.I-rë, Mektebetu-rr Rrushd, Rijad, 1420-1999, v. I, f. 428, v.III, f. 431. (5) Po aty, v. III, f. 431. (6) Bedrudin El-Ajni, Umdetu-l Kari Sherh Sahihi-l Buhari, Dar Ihjai-t Turath el-Arebij, Bejrut-Liban, v. V, f. 291. (7) Bedrudin El-Ajni, Sherh Sunen Ebi Davud, v. III, f. 430-431; Bedrudin El-Ajni, Umdetu-l Kari Sherh Sahihi-l Buhari, v.V, f.290. (8) Tirmidhiu në Sunen, nr. 238, i cili thotë: "Hadithi i ibën Mesudit është hasen (i mirë) dhe ngjashëm me të thonë një pjesë e ulemave nga shokët e të Dërguarit të Allahut dhe nga tabiinjtë. Njëherit ky është edhe opinioni i Sufjan Thevriut dhe banorëve të Kufës. Ibën Hazmi thotë se hadithi është autentik, sikurse edhe Albani (mishkatul mesabih, nr.809). Ahmed Shakir në verifikimin e haditheve të Sunenit të Tirmidhiut thotë se hadithi është autentik, dhe se e vërteta është se nuk ka ndonjë dobësi (ky hadith). (9) Ibën AbdulBerr, Et-temhidu lima fi-l Muvetta mine-l meani ve-l esanid, Vizaretu umumu-l evkaf vesh-Shuun el-Islamijetu-Maroko, 1387, v. IX, f. 12. (10) Ibën AbdulBerr, El-Istidhkar el-Xhami' limedhahibi Fukahai-l Emsar, Dar Kutejbeh, 1414-1993, v. V, f. 101. (11) Ibën AbdulBerr, El-Istidhkar el-Xhami' limedhahibi Fukahai-l Emsar, v. V, f. 100-102. (12) Malik bin Enes, el-Mudevvenetu-l Kubra, Daru-l Kutub el-Ilmijetu, Bejrut-Liban, 1415-1994, v. I, f. 165; Vizaretu-l Evkaf vesh-shuun el-Islamijetu, El-Mevsuatu-l Fikhijetu el-Kuvejtijetu, v. XXIII, f. 130. (13) Malik bin Enes, El-Mudevvenetu-l Kubra, v. I, f. 165. (14) Shemsudin Ebu Abdullah Et-Tarablusi el-Magribij, (i njohur si Hitab Err-Rruini), Mevahibu-l Xhelil fi Sherhi Muhtesar Halil, bot.II-të, Daru-l Fikr, Bejrut, 1412-1992, v. I, f. 531. (15) Po aty, v. VI, f. 94. (16) Ebu-l Hasen El-Adevij, Hashijetu-l Adevij al Sherhi Kifajetu-t Talibi-rr Rrebanij, Daru-l Fikr, Bejrut-Liban, 1414-1994, v. II, f. 469; Ebu-l Abbas Ahmed bIn Muhamed (i njohur si Savi el-malikij) Hashijetu-s Savi ale-sh Sherhi-s Sagir, daru-l mearif, pa vend dhe vit botimi, v. IV, f. 751. (17) Taberaniu në El-Mu'xhemu El-Kebir, nr. 3045. Transmetohet edhe në Sahihun e Buhariut dhe Muslimit. (18) Për kohën sa ata janë në negociata dhe bisedime mund të kenë zgjedhje, por në momentin që kontrata plotësohet, shitblerja merr formën vepruese, dhe asnjëri s'ka të drejtën e përzgjedhjes. Në momentin kur arrihet oferta dhe pranimi, veç është plotësuar kontrata, dhe ata janë të urdhëruar për ta zbatuar atë, e përzgjedhja është në kundërshti me këtë premtim për ta zbatuar, ngase esenca e kontratave është pëlqimi mes palëve, e ky pëlqim tashmë është arritur me fjalët ofertuese dhe pranuese, dhe në këtë mënyrë kontrata bëhet e detyrueshme, pa ndonjë pritje për përzgjedhje. Muhamed Mustafa Shelbi, El-Med'hal fit-Ta'rifi bil fihkil islamij ve kavaidil milkijeti vel ukudu fihi, f. 429.



Prof. Asoc. Dr. Isa Memishi

# Orientologjia në shërbim të afirmimit të Orientit (2)

Studiuesi Jūsuf As'ad Dāgir kuptimin e diskursit orientalistikë e definon duke thënë se, marrë në tërësi, orientalistika me gjithë shtrirjen dhe me gjithanshmërinë e saj, është një lëvizje shkencore, e cila që nga fillimi e deri më sot, për objekt studimi ka pasur civilizimet orientale, dikur dhe sot, atë që është thënë hamendshëm për ato civilizime dhe që është ditur deri diku. Gjithashtu, për objekt studimi ka edhe trashëgiminë shpirtërore, materiale, letrare, artistike dhe fetare të Orientit, me gjithçka që i takon atyre civilizimeve të lashta. Orientalistika për objekt studimi ka edhe zbardhjen e gjurmëve që dëshmojnë për jetën e qytetëruar të njerëzimit. E gjithë kjo trashëgimi meriton të ringjallet nëpërmjet shtypit dhe botimit.[19]

Publicisti i njohur Edward Said, paksa e relativizon njohjen e gjuhëve orientale te orientalistët, duke thënë se orientalistë është gjithkush që jep leksione, shkruan apo bën kërkime për Orientin,[20] pra pa e definuar saktësisht se a duhet që orientalisti të njohë së paku një gjuhë orientale. Kurse, sipas orientalistit gjerman, Friedrich Dieterici,[21] orientalist konsiderohet ai studiues i cili përpiqet të studiojë Orientin dhe ta kuptojë atë. Dieterici, për dallim nga Edward Said, pohon se për të pasur rezultate të kënaqshme në këtë fushë medoemos duhet njohur gjuhët e Orientit. Pra, orientalist është vetëm ai studiues që merret me Orientin, por që njeh së paku një gjuhë të Orientit[22], dhe që përpiqet të studiojë Orientin por që nuk mund të arrijë rezultate të kënaqshme në këtë fushë, pa njohur gjuhët e Orientit.[23]

Johan Arthur Arbery[24] pyet se çfarë është orientalistika, dhe në të njëjtën kohë pyet se cili është preokupimi i orientalistit?[25] Ai preferon komentin e fjalorit të Oxford-it se orientalist është ai që merret me studimin e gjuhëve dhe letërsive të Orientit, në mënyrë profesionale.

Rudi Paret[26] për shkencën e orientalistikës thotë se është shkencë e cila merret me studime ekskluzivisht gjuhësore dhe me botën e Orientit.[27]

Michelangelo Guidi disiplinën shkencore të ndërkomunikimit ndërmjet Lindjes dhe Perëndimit e quan "'Ilmu-sh-sherk"[28] (Shkencë e Orientit). Sipas tij, qëllimi i kësaj disipline shkencore nuk është i kufizuar vetëm në studimin e dialekteve apo ngjarjeve historike të disa popujve, por është në studimin e lidhjeve të forta mes qytetërimit perëndimor dhe atij lindor, duke ndriçuar historinë e lidhjeve shpirtërore të njerëzimit. Titulli studiues i "Shkencës së Orientit", sipas Michelangelo Guidi-t, nuk është i denjë për studiuesin që përkufizohet me njohjen e ca dialekteve të panjohura të arabishtes, apo atij që merret me përshkrimin e disa traditave të popujve, por këtë titull e meriton ai studiues që bashkon copëzat e gjithë Orientit në një tërësi, dhe bashkimin e dijeve të mëdha shpirtërore dhe letrare që ndikuan në krijimin e civilizimit njerëzor, ai që i përkushtohet studimit të civilizimeve të vjetra. Guidi ndryshe "Shkencën e Orientit" e rendit në grupin e shkencave që ai i quan Science de Lespirit (Shkenca shpirtërore). Ai më tej shton se studiuesit e kësaj shkence merren me studime të detajuara të së kaluarës, gjuhëve, historisë, gjeografinë dhe civilizimeve të popujve të Orientit.[29]

Is'hak Mūsâ al-Husejnī pohon se vetë fjalën orientalistikë (istishrâk) dhe neologjizmat e saj, të cilat modernistët i kanë marrë nga përkthimi i fjalës orientalistikë, për të përfituar diskursin orientalistikë, kanë përdorur emrin në vend të foljes. Kjo është bërë ngase në gjuhët e huaja nuk ka një sinonim të foljes isteshreka të arabishtes. Andaj edhe studiuesit e vëmendshëm në vend të diskursit orientalist (musteşriqun) rekomandojnë përdorimin e diskursit studiuesë orientalistikës ('ulemâu-l-mushriqiyyât), kurse fjala 'arabâniyyun, sipas tyre është ekuivalente me diskursin arabist. Sidoqoftë, dominon përdorimi i diskursit istişrâqun dhe musteşriqun.[30]

### Studime orientale

Ndonëse në qarqet e studiuesve myslimanë diskursi orientalist dhe orientalizëm deri në një masë është



kontaminuar, shumë studiues të studimeve orientale preferojnë që veten ta quajnë arabist, turkolog, iranolog, varësisht nga fusha me të cilën merren. Duhet theksuar se disiplina shkencore, dikur e quajtur Orientalistikë, tani në të shumtën e rasteve quhet Ad-Dirāsāt ash-sherqiye (studime orientale). Nëse nisemi nga analogjia e emërtimit të disiplinave shkencore, si albanologji, ballkanologji, turkologji, etj., atëherë diskursi më adekuat do të ishte orientologji. Me këtë diskurs do t'i shmangeshim diskursit orientalizëm, diskurs tanimë i kontaminuar. Kujtoj që diskursi orientalizëm është rezultat i ideologjizimit, gjegjësisht i dogmatizmit të orientalistikës tradicionale.

Kohëve të fundit, pos diskurseve të lartpërmendur, preferohet edhe diskursi islamist në vend të diskursit orientalist, dhe shkenca mbi Islamin në vend të diskursit orientalistikë. Në mesin e tyre është edhe studiuesi bashkëkohor i studimeve islame, John Louis Esposito,[31] i cili gjatë mbajtjes së një ligjërate në ambasadën e Shteteve të Bashkuara të Amerikës në Riad pati refuzuar që ta quanin orientalist, duke preferuar që të quhej studiues i islamistikës.

Historiani egjiptian Dr. Alī Husnī Harbutlī në veprën e tij al-Musteşriqūn ve at-tārīhu-l-islām thotë se përkundër gjithë atij numri të madh të orientalistëve, gjithë kontributeve shkencore, numrit të paskajshëm të publikimeve, ndikimit aq të madh në opinionin arab, numri i studimeve rreth kësaj disipline shkencore është tejet i vogël.

**Studimet rreth Orientalistikës në botën arabe, sipas Dr. Harbutlī, janë bërë në dy grupe:**

1. Studimet e grupit të parë janë ato që renditin mendimet e orientalistëve që kanë pikëpamje jokorrekte ndaj Islamit, Pejgamberit a.s. dhe civilizimit arab. Këta studiues së pari i kanë komentuar gjerë e gjatë mendimet orientalistëve, e më pas i kanë komentuar sipas parimeve islame. Në mesin e këtyre autorëve duhet veçuar ʻAbbās Mamūd al-ʻkā, me veprën e tij Hakāiku-l-islāmi ve ebātīiluhsūmīhi, Muhammed ʻabdu-l-Gānī Hasan, me vepërn al-Islāmu bejne-l-insāfi ve –l-xhuhūdi dhe Zekeriyā Hāshim Zekeriyā, me veprën al-Islāmu ve-l-musteşriqun.

2. Studimet e grupit të parë janë ato studime që radhisin emrat e orientalistëve me veprat e tyre dhe studimet e botuara nëpër revistat e ndryshme, gjithandej botës. Ky grup i studiuesve po ashtu kanë numëruar edhe një mori universitete që kanë hapur katedra për studime orientale. Nga ky grup i studiuesve Dr. Harbutlī veçon veprën voluminoze al-Musteşriqūn të Nexhiīb al-ʻAkīkī. Ai më tej përmend edhe një vepër mjaft të çmueshme, Ad-Dirasātu al-ʻarabijet'u ve-l-islāmiyet'u fi-l-xhāmiāti-l-almoniyeit, të orientalistit gjerman Rudi Baret, dhe një vepër tjetër ʻUlemāu-l-meshrekiyāi fi-l-Inxhiltrā, të Dr. Is'hak Mūsā al-Husejniy.

Po që se i hedhim një vështrim, qoftë ai edhe më sipërfaqësor, do shohim se studimet rreth kontributit të orientalistëve në opinionin e studiuesve në botën islame na paraqiten në dy pozita të kundërta. Një opinion i studiuesve është se orientalistët me veprat dhe studimet e tyre kanë qenë në shërbim të kolonializmit dhe misionarizmit, dhe opinioni i dytë karshi orientalistëve është i atyre studiuesve që janë fascinuar me veprat dhe studimet e tyre, andaj nuk kanë hezituar t'i lavdërojnë orientalistët dhe i kanë tejçmuar kontributet e tyre deri në atë masë sa i kanë ngritur në shkallën e ambasadorëve të mbrojtjes së trashëgimisë arabe dhe islame.



Kujtoj që, rreth vlerësimit të kontributit të orientalistëve në studimin e Orientit, duhet të ndjekim principin e thënies "T'i japim Cezarit atë që është e Cezarit, dhe t'i japim Zotit atë që është e Zotit", pra të studiohen me korrektësi kontributet shkencore të orientalistëve dhe ato studime që vërtet janë studime të mirëfillta të çmohen, e që nuk janë të pakta, kurse ato studime që kanë qenë të karakterit politik apo misionar, të veçohen dhe të izolohen. Kontributet e orientalistëve në afirmimin e Orientit janë temë sa komplekse aq edhe e gjerë. Por, me këtë rast dua të vë theksin vetëm në disa kontribute të disa orientalistëve më të njohur dhe institucioneve më të rëndësishme që janë marrë me studimin e Orientit.

Orientalisti Gustav Leberecht Fluegel, orientalist i shquar gjerman, hartoi Indeksin e leksikut të Kuranit të titulluar "Concordantiae Corani arabicae" format A4, Lajpcog, 1842. Ky është indeksi i parë që i është bërë leksikut të Kuranit. Sipas Abdu-rrahman Bedeviut, gjithkush që ka punuar në këtë fushë për të bërë një indeks të tillë nga vendet arabe apo islame, nuk ia ka dalë të arrij nivelin e këtij indeksi, si nga ana e saktësisë, si nga ajo e sasisë. Përkundër mohimit, edhe Fūād Abdu-l-Bakī në hartimin e veprës "Al-Mu'xhemu-l-mufheris li-lQurâ'ni-l-qerīmi" është mbështetur plotësisht në indeksin e Fluegel-it.Gustav Leberecht Fluegel-i, e me këtë indeks kushtuar leksikut të Kuranit pa dyshim i ka bërë një shërbim gjithë shkencëtarëve dhe njerëzimit në përgjithësi.[32]

Arent Jan Wensinck, orientalist holandez, ka përgatitur Leksikonin me një indeks të leksikut të haditheve të prezantuara në gjashtë koleksionet e njohura të hadítheve të Pejgamberit a.s. I gjithë leksiku do të sistemohej sipas renditjes alfabetike. Për përgatitjen e këtij leksikoni Wensinck bashkëpunoi me tridhjetë e tetë shkencëtarë nga vende të ndryshme të botës. Vëllimi i parë u botua në vitin 1936. Nga viti 1932 ky projekt ishte nën mbikëqyrjen e Bashkimit Ndërkombëtar të Akademive (IUA).Titulli i vëllimit të parë të këtij leksikoni është "Concordance et indices de la tradition musulmane... par A.J. Wensinck", vol. I, Alif-Há', Leyden, E.J, Brill, 1936. Wensinck në këtë fushë botoi një tekst për qasje më të lehtë të këtij leksikoni, të cilin e titulloi "Leksikoni i parë i haditheve të Pejgamberit i sistemuar sipas rendit alfabetik", 1927. Këtë punim në arabishte e ka përkthyer Fūād Abdu-l-Bākī të titulluar "Mefātīhu kunūzi-s-sunneti", 1934. Botimi në origjinal është në formatin A4 në Leyden, botues Brill, f. 18-268.

Në mesin e orientalistëve objektivë duhet përmendur orientalistin Sir William Muir, i cili hartoi një vepër të titulluar - Life of Mohammad (Jeta e Muhammedit). Ai në këtë vepër mbron parimet e shëndoshesha rreth Kuranit si libër i shenjtë dhe autenticitetit të tij deri në ditët tona. Ky orientalist anglez nëpërmjet kësaj vepre ka mohuar gjithë shpifjet e kolegëve rreth Kuranit dhe Muhamedit a.s. Ndër orientalistët që kanë qenë korrekt karshi Islamit dhe shpifjeve nga ana e kolegëve të tyre ka qenë edhe orientalisti francez, Emil Dermenghem, autor i veprës "Jeta e Muhamedit". Kjo vepër sipas Jahjā Murād-it konsiderohet ndër veprat më të mira të shkruara për Muhamedin a.s. nga orientalistët, dhe mjaft studiues myslimanë i referohen kësaj vepre.[33]

Filozofi i njohur egjiptian i shekullit XX, Abdu-rr-Rrahman Bedevi, në Leksikonin e tij Kamūsu-l-musteşriqīne për kontributin e Brockelmann-it, në fushën

e studimeve orientale thotë: "Cili studiues i letërsisë arabe ia del mbanë pa veprën "Historia e letërsisë arabe", GAL, në pesë vëllime? Ai më tej shton se kjo vepër sot e kësaj dite është referencë kryesore dhe e vetme për gjithçka që ka të bëjë me dorëshkrimet arabe dhe vendndodhjen e tyre.[34]

Bota islame, e në veçanti ajo arabe, me të drejtë sot krenohet me dorëshkrimet shumë të vlefshme të trashëguara nga e kaluara e hershme. Mirëpo, duhet pranuar një realitet se gjithë atë trashëgimi të pakthyeshme shumë orientalistë dhe institucione të specializuar për këto dorëshkrime i sistemuan me shumë kujdes, dhe sot ato dorëshkrime gjenden në bibliotekat më të njohura kombëtare dhe universitare në mbarë Evropën. Një e tillë, fatkeqësisht, nuk mund të thuhet për disa shtete islame. Shpeshherë dëgjojmë se metë e sulmeve të forcave të errëta radikale janë pikërisht këto dorëshkrime.

Shumica e orientalistëve evropianë karrierën e tyre akademike e kanë filluar me studimin e dorëshkrimeve islame, duke i rilexuar dhe duke i pajisur me aparaturë shkencore, për t'i bërë të kapshme për studiuesit e gjeneratave të ardhshme. Po të renditej numri i orientalistëve që kanë hartuar katalogë të këtyre dorëshkrimeve, atëherë do të na duhej një monografi e tërë. Me këtë rast mjafton të themi se gati gjitha bibliotekat kombëtare dhe universitare në Evropë, falë punës sistematike të këtyre orientalistëve, janë të pajisura me katalogë profesionalë të dorëshkrimeve orientale, e sidomos të atyre arabe, persiane dhe turke.

Orientalisti francez, Silvestre De Sacy, aq ishte i pasionuar dhe kishte respekt për gjuhën arabe, saqë nga admirimi ndaj saj e quan gjuhë të pasur dhe të gjerë me përmasa të "Oqeanit Atlantik".

Orientalistët evropianë për botimin e punimeve shkencore në fushën e studimeve orientale themeluan revista shkencore të specializuar ekskluzivisht për botimin e rezultateve shkencore në këtë fushë. Ndër revistat më të njohura janë: "Der Islam", Le Monde Oriental, Islamica; Annales de l'Lnstitut de Etudes Orientales, Fakulteti i arteve, Universiteti i Algjerisë; Revista "Studime orientale" në Cambridge; revista Oriente modern (Orienti bashkëkohor), Naopli, Itali; "Rivista degli Studi Orientali", Romë; "Oriente Moderno" (Orienti modern), Romë; L'Afrique et l'Asie, Paris, Islamic Culture, Der Islam, Fikrun we Fann/Art & Thought, Gjermani etj.

Bibliotekat shtetërore dhe nacionale evropiane ishin ato që pas katedrave për studime orientale nëpër universitete të ndryshme evropiane, ndihmuan më së shumti në studimin dhe sistemimin e dorëshkrimeve në gjuhët orientale. Ndër to vlen të përmenden Biblioteka kombëtare në Paris, Biblioteka Gotha në Gjermani, Bibliotekën El Escorial[35], Biblioteka në Universitetin e Upsala-s, Biblioteka e muzeut të Britanisë në Londër, Biblioteka e Berlinit, Biblioteka e Universitetit të Lund-it, Suedi; Biblioteka e Universitetit të Leyde-nit (Holandë) etj.

Se me sa shumë seriozitet institucionet perëndimore ishin përkushtuar në pasurimin e bibliotekave të tyre nacionale dhe universitare flet edhe rasti i ruajtjes së kopjes së vetme të veprës "Tevku-l-hamāmeti", me autor Ibën Hazem. Kjo kopje ruhet me shumë krenari në bibliotekën e Universitetit të Leydenit (Holandë).

Në shumë vende evropiane u themeluan edhe edicione të botimeve të literaturës orientale. Këto edicione u emëruan biblioteka, siç kemi Bibliotekën arabo spanjolle, Madrid; Bibliotheka Islamica, Gjermani, "Bibliotheca arabica"; Türkische Bibliothek në Zvicërr, iraniane, etj. Për kontributin e botimit të veprimtarisë botuese të këtyre bibliotekave mjafton të përmendim botimin e katalogut të dorëshkrimeve arabe që i dedikohet Spanjës myslimane. Ky katalog u botua në kuadër të bibliotekës Bibliotekën arabo spanjolle, në dhjetë vëllime.

Interesimi për dorëshkrime orientale jo vetëm që ishte prioritet i bibliotekave të institucioneve të ndryshme, por ato dorëshkrime ishin edhe pasion i shumë individëve. Mjafton të përmendim koleksionin e Sir Alfred Chester Beatty, pronar i një koleksioni të dorëshkrimeve arabe shumë të çmuara.(Fund)

(19) Jahjâ Murād, op. cit. f. 32. (20) Edward Said, al-Istisrak, Mektebetu dīvāni-l-'arabiy, f. 30. (21) Për më shumë rreth orientalistit gjerman Friedrich Dieterici shih: Bedevi, op.cit. f. 114-116. (22) Jahjâ Murād, M'uxhemu esmāi-l-mesteşriqīne, f. 10. (23) Dr. Muhammed Husejn 'Alī as-Sagīr, Al-Musteşriqūne ve-d-dirāsātu-l-qur'āniye, Bejrut, Liban, 2012, f. 11. (24) Për më shumë rreth orientalistit evropian Johan Arthur Arbery shih, Bedevī, f. 27-30. (25) Ahmed Smajlović, op. cit, f. 26. (26) Rudi Paret (1901 - 1983) është orientalist gjerman, përkthyes i Kuranit në gjermanisht me koment gjuhësor. (27) Dr. Mazin Mutbekānī, Al-Istishrāk, f. 5. (28) Edhe përkthyesi i veprës Orientologija: Univerzum sakralnog Teksta, të autorit Dr. Esad Duraković, diskursin Orientologji e përkthen 'Ilmu-Serqi, Al-Kuvejt, 2010. (29) Jahjâ Murād, M'uxhemu esmāi-l-mesteshrikīne, f. 9. (30) Ahmed Smajloviç, op. cit. f. 33. (31) John Louis Esposito (1940) është profesor i marrëdhënieve ndërkombëtare dhe i studimeve islame në Universitetin e Georgetown. Autor i shumë veprave në fushën e islamistikës. Në të njëjtën kohë është edhe drejtor i qendrës Al-Velī bin Talāl, pranë Universitetit Georgetown. (32) Bedevi, op.cit. f. 139-142. (33) Jahjā Murād, Esmāu-l-musteşriqīne, f. 508. (34) Bedevi, op.cit. f. 39-47. (35) El Escorial është muze shumë i njohur, i cili gjendet diku rreth 45 km në veriperëndim të Madridit, i ndërtuar gjatë sundimit të Filipit të II. Posedon një bibliotekë shumë të pasur me dorëshkrime të ndryshme dhe punime të arabëve të Mesjetës.



**Besnik Jaha**

# Recension për librin "Akaidi sipas Imam Maturidiut" të Kasim Gërgurit

Libri "Akaidi sipas Imam Maturidiut", i autorit Kasim Gërguri, i ka munguar bibliotekës shqiptare në përgjithësi, e sidomos asaj islame në veçanti. Ky libër vjen si një margaritar i pasur e me plot shembuj nga fusha e akaidologjisë, të argumentuar me tekst kuranor dhe profetik, duke sqaurar e zbërthyer secilin shembull në formën më të kuptueshme. Fakti se në shqip vjen në një kohë kur bazat e besimit islam nuk janë të stabilizuara njëformësisht te të gjithë myslimanët shqipfolës këtë libër e bën edhe më me vlerë, duke e bërë edhe bazë për stabilizim, por edhe udhërrëfyes për kahjen e akides që duhet ta ketë shoqëria jonë.

Me librin e tij, "Akaidi sipas Imam Maturidiut", Kasim Gërguri ka dëshmuar se është studiues i mirëfilltë i shkencës së Akaidit. Si në çdo studim të mirëfilltë që fillohet me paraqitjen e agrumenteve nga ana etimologjike, për të vazhduar më pas edhe me prezantimin e kuptimeve profesionale, Gërguri në librin e tij, çdo herë dhe në mënyrë mjaft të zgjeruar, paraqet anën etimologjike e historike të temës, për të vazhduar pastaj me shpjegimin profesional të po asaj teme. Pra, librin si tërësi e nis me historinë: "Dijetarët më eminentë të "Ehli Sunetit" në lëmin e Akaidit", anën informative, ndërsa vazhdon me kapitullin: "Besimi në Allahun dhe kushtet e imanit", anën studimore.

### Struktura e librit

Brenda kopertinave të librit "Akaidi sipas Imam Maturidiut" të Kasim Gërgurit kemi një material bukur të gjerë nga fusha e akaidologjisë, përkatësisht rreth 310 faqe.

Struktura e librit është e ndarë po në dy pjesë, libra, ndërsa para dy pjesëve kemi një parathënie nga myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, një "Hyrje" nga autori, një "Vlerësim në dorëshkrim (origjinal) nga dijetari i famshëm Imam Vehbi Sulejman Gavoçi" dhe "Vlerësimin e Imam Vehbi Sulejman Gavoçit në transkript".

Pjesa e parë: e cila mban titullin "Dijetarët më eminentë të "Ehli Sunetit" në lëmin e Akaidit", dhe është e ndarë në katër nënpjesë: "Imam Maturidiu r.h.", dhe ka tetë nëntituj; "Imam Tahaviu r.h.", dhe ka dy nëntituj; "Imam Esh'ariu r.h.", dhe ka gjashtë nëntituj, dhe; "Lidhshmëria në mes imamëve" që është një pjesë që prezantohet edhe nga vetë titulli, e që me patjetër kësaj pjese i rri si kurorë, pasi, duke përdorur mënyrën komparative, përmbledh dhe qartëson pikëtakimet dhe pikëdallimet mes maturidinjve, tahavinjve dhe esh'arinjve.

Pjesa e dytë: e cila mban titullin "Besimi në Allahun dhe kushtet e imanit", dhe është e ndarë në gjatë kapituj bazë (që përmbledhin gjashtë kushtet e imanit): kapitulli i parë, që flet për "Besimin në Allahun", dhe që po ashtu ka gjashtë nënpjesë, e që janë: "Njësia Absolute", që gjithashtu ka pesë nëntituj; "Cilësitë e Allahut", që po ashtu ka pesë nëntituj; "Çështja e imanit dhe definicioni", që ka katër nëntituj; "Argumente mbi ekzistimin e Zotit", që ka dymbëdhjetë nëntituj; "Arshi-krijim madhështor" që ka tre nëntituj dhe tetë pjesë më të vogla, dhe; "Imam Ebu Mensur El-Maturidij "Bej-Janu'l Arshi" – "Qartësimi i çështjes së Arshit". Pas përfundimit të kësaj pjese libri vazhdon me kushtin e dytë të imanit, e që është edhe kapitulli i dytë i kësaj pjese, pra me "Besimin në melaike". Menjëherë pas këtij kapitulli libri vazhdon me kapitullin "Besimin në librat e shpallur", që ka pesë pjesë: "Tevrati"; "Zeburi"; "Inxhili"; "Kur'ani", që ka një nëntitull, dhe; "Fletushkat". Pas kapitullit të librave me radhë vjen kapitulli më titull "Besimi në pejgamberët", që ka pesë nëntituj, ndërsa pasohet nga kapitulli i pestë, "Besimi në Ditën e Fundit –Kiametin", që ka pesë nënpjesë: pjesa e parë, "Shenjat e Kiametit", që ka tre nëntituj dhe pesë pjesë më të vogla; "Nga përgëzimi i besimtarëve"; "Nga tmerri i Kiametit"; "Vdekja", që përbëhet nga gjashtë nëntituj, dhe; "Ringjallja", që përbëhet nga nëntë nëntituj. Pas kësaj pjese është kapitulli i fundit i librit "Kaderi dhe Kadaja", që ka dy nënpjesë: "Kaderi", që ka një nëntitull, dhe "Kadaja", që po ashtu ka një nëntitull.




Në fund të librit është edhe një kapitull, që duket se ka derivuar si përfundim dhe produkt i materialit të trajtuar përpara, përkatësisht kapitulli me titull "Islami fe e përsosur", që pasohet nga një sintagmë, "Përgjegjësia e njeriut në këtë jetë –Amaneti", e që del edhe si mesazh i librit.

### Libër që vjen në vendin e duhur dhe në kohën e duhur

Libri i Kasim Gërgurit, "Akaidi sipas Imam Maturidiut" është i njevojshëm edhe për studiuesit, por edhe për shoqërinë kosovare në përgjithësi. Për studiuesit sepse paraqet të argumentuara bazat e besimit islam sipas drejtimit maturidi dhe jo vetëm, dhe në mënyrë shkencore dhe të mbështetur në argument fetare: Kuran, Sunet etj., ndërsa për shoqërinë kosovare në përgjithësi, sepse qartëson kahjen e akides që duhet ta mbajë shoqëria myslimane shqiptare, si dhe paraqet njohjen e drejtë të bazave të besimit të myslimanëve nga ana e komunitetit jomysliman në shoqërinë shqiptare.

Edhe nga njohësit më të mirë të akaidologjisë në shoqërinë shqiptare, përkatësisht kosovare, ky libër është vlerësuar si libër i arrirë, sidomos në pasimin në mënyrë regjimi të kriterit shkencor.

"Puna e autorit është bërë me një pedanteri të rrallë intelektuale, duke nisur që nga argumentet e shumta që flasin për ekzistimin e Zotit xh.sh. dhe mënyrën e besimit në Zotin, për të vazhduuar me kushtet e tjera të besimit, deri te kadaja dhe kaderi, bazuar në ajetet kuranore dhe hadithet e Muhamedin a.s., gjithashtu duke analizuar edhe mendimet e dijetarëve të shumtë, po edhe të fraksioneve të shumta që merren në vazhdimësi, tash e 14 shekuj, me mësimet e kësaj shkence…", thotë në parathënien e librit myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava.

Libri i Gërgurit gjen vend për të paraqitur mendimet bazë të Akaidit të gati secilit dijetarë të shquar, duke filluar nga dijetarëve më të njohur të Ehli Sunetit, që nga Maturidiu, për të vazhduar pastaj me Tahaviun, Esh'ariun dhe të tjerët, po edhe me dijetarin dhe themeluesin e medhhebit hanefi, Imam Ebu Hanifen.

Sipas myftiut Tërnava, autori "së pari i thërret mendjes së njeriut për të besuar në Zotin xh.sh., duke sjellë argument të shumta nga Kurani dhe Hadithi, të cilët vërtetojnë për ekzistimin e Zotit të Pafillim dhe të Pambarim, nën pushtetin e të Cilit zhvillohet çdo gjë në këtë ekzistencë. Autori në këtë libër paraqet dhe shtjellon çështjet themelore të shkencës së Ilmul Kelamit, duke zbritur herë pas herë edhe në logjikën e provave, gjithherë të bazuara në Kuran dhe Hadith. Njëkohësisht parqet edhe polemikat e vazhdueshme në mes dijetarëve dhe fraksioneve në lidhje me këto çështje, të cilat janë studiuar e shtjelluar në vazhdimësi nga dijetarët e shumtë të Akaidit."

Elementi i vënies në peshojë të mendimeve dhe polemikave të dijetarëve lidhur me diskutimet që kanë të bëjnë me Ilmul Kelamin është vërejtur edhe nga myftiu Tërnava. Si shembull mund të rikujtojmë kur autori thotë se "maturuidinjtë besojnë se Allahu xh.sh. është i Përhershëm, pa fillim dhe i Gjithëmonshëm, pa fund. I Lartmadhërishmi nuk përbëhet nga aksidensat (el-a'radd), as nuk është i ndryshueshëm dhe nuk ndodhet në një anë të caktur. Ai është Një i Vetmi, pa rival dhe Atij nuk I përngjet askush nga krijesat e Tij."

Ky libër temat i trajton duke i argumentuar vazhdi-



misht me ajete kuranore dhe hadithe të Pejgamberit a.s., dhe kështu, duke qenë para dhe pas çdo mendimi fjala e Allahut dhe ajo e Pejgamberi a.s., lexuesit nuk ka si t'i mbesin dyshime.

Siç thotë edhe myftiu Tëranava, "Ky libër i autorit Kasim Gërguri vë në pah mënyrën e drejtë të besimit dhe interpretimit të Islamit, sa kohë që brenda tij trajtohen themelet e kësaj feje."

Ndërsa, sipas Orhan Bislimajt, recensentit të librit, "Ky studim vjen në një kohë ideale. Vlera e tij është e madhe, sepse vetë tematika është e veçantë. Libri në fjalë, duke vënë në focus besimin e drejtë në Allahun e Madhëruar, sipas Kuranit dhe Sunetit, është një begatim i literaturës në gjuhën shqipe dhe i nevojshëm për të gjitha kategoritë e shoqërisë. E, në anën tjetër, parashtrimi i tij sipas principeve akaidologjike të Imam Ebu Hanifes dhe Imam Maturidiut r.h., është edhe një ndriçim i rrugës së Pejgaberit a.s. dhe sahabëve të tij, principe këto të transmetuara ndër breza nga Ehlu Suneti vel Xhemati, e të shtresuara thellë në vetëdijen fetare të myslimanëve edhe në trevat tona mbarëshqiptarë."

Myftiu Naim ef. Tërnava në parathënien e librit thekson tentativat për devijimin e drejtimit akaidologjik të shoqërisë myslimane shqiptare, gjë të cilën libri e përmend me synim të stabilizimit të orientimit. "Pra autori në këtë libër na mëson se Akaidi-besimi i drejtë është dituria dhe drita, e cila, në raport me rrymat-fraksionet e ndryshme, përballë mendimeve jo të drejta që çojnë në bidate dhe largim nga e vërteta, çon në rrugën e drejtë të ndjekur shekuj me radhë pas Muhamedit a.s. nga Ehli Suneti, përmes mësimeve të dijetarëve të Islamit, e përcjellë në trojet tona në mënyrën më të mirë, sa kohë që, kohët e fundit ka tentative nga grupe e klane të ndryshme që, për interesa parciale grupore e klanore, po edhe ideologjike, të devijojnë nga mësimet tona të drejta islame tash e gjashtëqind vjet në mesin e shqiparëve", thotë myftiu Naim Tërnava.

Pra, libri "Akaidi sipas Imam Maturidiut", i autorit Kasim Gërguri, i ka munguar bibliotekës shqiptare në përgjithësi, e sidomos asaj islame në veçanti. Ky libër vjen si një margaritar i pasur e me plot shembuj nga fusha e akaidologjisë, të argumentuar me tekst kuranor dhe profetik, duke sqaurar e zbërthyer secilin shembull në formën më të kuptueshme. Fakti se në shqip vjen në një kohë kur bazat e besimit islam nuk janë të stabilizuara njëformësisht te të gjithë myslimanët shqipfolës këtë libër e bën edhe më me vlerë, duke e bërë edhe bazë për stabilizim, por edhe udhërrëfyes për kahjen e akides që duhet ta ketë shoqëria jonë.

Ky libër, në fillimet e tij, është vlerësuar edhe nga dijetari shkodran i përmasave botërore, Imam Vehbi Sulejman Gavoçi. Në një transkript të botuar në fillim të librit, dijetari shqiptar dhe autori i mbi 50 titujve dhe mbi 400 artikujve, Vehbi Sulejman Gavoçi, shprehet: "Falenderoj studentin Kasim Gërguri për besimin në mue ku me porosit ose kërkoj me lexue punen e vet në Tevhidë. E kam lexue punen vertet t'rregullt ne temë të pasum ne dijeni, në shembuj të lehët, por t'zgjedhur për dogmat, për vertetimat qi sa her duhen sqarim e persiatje."

Vlerësimin e tij dijetari Vehbi Sulejman Gavoçi e përfundon duke uruar e thënë: "Në fund uroj z. Kasim për këtë punë, e ndërsa shton me te për biblotekën besimtare një thesar t'shtrejtë. Zoti xh.sh. ia shpërbleftë, edhe populli fitoftë nga ky libër."

Urimi i dijetarit Vehbi Sulejman Gavoçi për librin dhe autorin është mënyra më e mirë e përfundimit të këtij recensioni, e të cilit urim i bashkangjitemi edhe ne.



Mr. Qemajl Morina

# Kush e bëri krimin mbi Shejh Dhehebiun?

Pas disa zhvillimeve që ndodhën, shumë shpejt u arrestua edhe Shukri Ahmet Mustafai - lider i grupit terrorist, i lindur më 1 qershor 1942, në Ebu Tih. I diplomuar në Fakultetin e Bujqësësë, në Universitetin e Asjutit, dhe i burgosur në vitin 1965, në kuadër të qelizave të "Vëllazërve Myslimanë" të organizatës së Sejjid Kutbit, se merrej me shpërndarjen e broshurave të "Vëllezërve", ai ishte i njohur edhe me shkrimet e Sejjid Kutbit dhe Ebul-A'la El-Mevdudit.

Lirimi i tij u bë në të njëjtin vit, e emri i tij ishte në mesin e atyre që përfshiu vendimi i ish-presidentit, Muhamed Enver Es-Sadatit. Kurse, në anën tjetër, numri i ayre që kishin mbetur në burg arrinte në 118 të burgosur dhe të arrrestuar. Gjatë kohës së qëndrimit të tyre prapa grilave shumë prej tyre u infektuan me mendime "tekfiriste".



*Imam Dhehebiu*

Prej momentit të parë të daljes së tij nga burgu ai nisi të propagandojë për shpërngulje nga Egjipti në tokën e gjërë të Allahut. Në këtë aspekt ai pati sukeses, duke tërhequr një numër të anëtarëve të rinj nga provinca të ndryshme të Egjiptit. Gjithashtu, ai ndërmori masat për dërgimin e një numri të njerëzve jashtë vendit, me qëllim të investimit dhe financimit të tyre, gjë që bëri në përhapjen e mendimeve të tyre më shumë se në një shtet. Ndërkohë filloi të flitet për arrestimin e Shukriut, gjatë kalimit të njërës prej rojeve në anën perëndimore të qytetit El Munja, në vitin 1974. Roja rastësisht vërejti një grup të rinjsh nga një luginë e një mali, në një vend për qëndrimin e tyre dhe ku mbanin ushtrimet ushtarake, për çka e lajmëroi policinë, të cilët kontrolluan vendin dhe aty gjetën armatim: thika dhe shpata, ndërkohë që organet e sigurimit morën në pytje liderin e grupit dhe filozofin e tyre, i cili e përshkroi shoqërinë egjiptiane si injorante, ndërsa ata po largoheheshin në shkretëtirë përkohësisht, derisa të forcoheshin, për t'u kthyer si ngadhënjimtarë. Prokuroria mjaftonte për ta akuzuar Shukriun dhe xhematin e tij për formimin e një grupi të organizuar për t'iu kundërvënë pushtetit aktual, dhe për të nxjerr vendime që nuk tejkalojnë tre vjet burg. Ndërkohë, një numër i madh i të rinjve nga të dy gjinitë kishin filluar t'ua mohonin besimin e tyre, nënave të tyre, vëllezërve të tyre, dhe i braktisnin shtëpitë e tyre për t'u vendosur në periferi të qyteteve, në dhoma të vogla që i merrnin me qira. Në mesin e tyre kishte mjekë, inxhinierë, farmacistë, të cilët e kishin braktisur punën e tyre dhe këtë shoqëri "injorante", dhe kishin filluar të merreshin me profesione të tjera, siç ishin: shitës ambulantë, apo me ndonjë zeje të thjeshtë. Nëse ndonjëri prej tyre largohej nga ky grup, atëherë dënimi për të do të ishte likuidimi fizik i tij. Si ilustrim po përmendim bashkëshorten e Anis Abdunebij, shef i çështjeve adminstrative në kopshtin zoologjik të Aleksandrisë, i cili për gazetën Al-Ahram kishte deklaruar: "U befasova me bashkëshorten time, me të cilën kisha marrëdhënie shumë të mira emocionale dhe shoqërore. Me të kisha djalin tim, Ahmetin, të lindur më 1973. Ajo filloi të mbulohej në shtëpi, mirëpo kjo gjë nuk më pengoi, kurse një ditë prej ditësh më tha se puna e gruas ishte haram. Ajo punonte si nëpunëse në Pallatin e Kulturës në Aleksandri, dhe me pagën e saj më ndihmonte edhe mua në shpenzimet e shtëpisë.



# اختطاف الدكتور الذهبي وزير الأوقاف السابق

## ٩ من جماعة التكفير والهجرة يقتادونه بالقوة من منزله قبل الفجر

## الجماعة تطالب بـ ٢٠٠ ألف جنيه والإفراج عن عدد من زملائهم

محمد حسين الذهبي

Mirëpo, megjithatë pranova që ta braktiste edhe punën e saj, vetëm e vetëm për ta ruajtur qetësinë në shtëpinë tonë. Pas shkuarjes sime në ushtrime ushtarake isha informuar se vëllau i saj, i cili ishte anëtar aktiv i grupit "Et-tekfir vel-hixhre" e kishte vizituar pothuajse për çdo ditë. Dhe, një ditë prej ditësh bashkëshortja ime më lajmëroi se ajo do të shkonte për të marrë pjesë në martesën e motrës së saj, për çka edhe i dhashë pëlqimin. Pas kthimit tim në shtëpi vërejta se ajo kishte marrë fëmijën e saj që e kishte për gji, e po ashtu kishte marrë edhe të gjitha gjërat e shtëpisë bashkë me të hollat. Fillova ta pres kthimin e saj, por pa asnjë dobi. Më në fund vendosa të shkoj te shtëpia e babait të saj, për të pyetur për shkakun e vonesës së saj. Aty u befasova kur ai më tregoi se edhe vjehrra ime kishte ikur prej shtëpisë së saj. Atëherë unë dhe vjehrri im filluam të hulumtojmë për gratë tona, por prapë pa asnjë rezultat. U befasova kur në "El Aharam" pashë se gruaja ime ishte shkurorëzuar në mungesën time, dhe ajo tash ishte gruaja e dytë e Emirit të xhematit të "Tekfir dhe Hixhretit", Shukri Mustafasë!"

Terroristi Shukri Mustafa, inxhinier i "tekfirit dhe hixhretit", gjyshi i vërtetë prej të cilit vjen El-Bagdadi, emir i DASSH-it aktual në Irak dhe në Siri, prtendonte se namazi i xhumasë nuk vlen për xhematin mysliman. "Nëse e falim namazin e xhumasë nga ndonjë autoritet që nuk i nënshtrohet xhematit, dhe ai e shtrin pushtetin e tij në xhami, aty nuk ka farz të xhumasë, qoftë ajo edhe xhami e shenjtë". Ai pohon dhe thotë se çdo njeri apo person që nuk i bashkangjitet xhematit, ai është qafir, ndërsa ata që janë dënuar nga xhemati me mosbesim, atyre u lejohet gjaku i tyre, pasuria tyre dhe nderi i tyre. Ai po ashtu thirri në ndalimin e kërkimit të diturisë, dhe në masën më të ulët, ku thotë: "Është vërtetuar se më i dijshëm për Allahun, dhe më i devotshëm për Të, është ai që di më pak për çështjet e kësaj bote." Ai po ashtu ka pohuar se është Mehdiu i pritur, i cili do ta çlirojë botën islame nga adhurimi i kotë, do t'ia kthejë Islamit madhështinë e tij, dhe do ta kthejë hilafetin përsëri. Ka dhënë mendime për ndalimin e gruas për të hyrë me burrin e saj, nëse ai nuk i bashkangjitet xhematit të tij, për arsye se ai është qafir. Pas kësaj i lejohet ta kurorëzojë atë grua, pasi ajo të bëhet në gjendjen e shkororëzuar për shkak të dallimit në besim, dhe nuk ka pengesë që ajo grua të korurëzohet me një burrë nga xhemati i tij.

Dhe prej mendimeve të këtij xhemati ishte edhe ndalimi i shërbimit në ushtri, për arsye se ushtria, sipas tyre, i përket një shteti qafir. Ky grupim kërkonte nga nxënësit dhe nxënëset të largoheshin nga shtëpitë e tyre dhe ta braktisin shkollimin. Propagandonin në mes tyre martesa zakonore, ku nuk kushtëzohej pëlqimi

i familjarëve dhe të fisit, e për domosdoshmërinë e shmangies nga sytë e policisë këshilloheshin për heqjen e mjekrrave, që të mos dalloheshin lehtë.

**Rënia e "Mehdiut të Pritur"**

Bie Mehdiu i Pritur, dhe i rremë, në duar të policisë, në një territor të panjohur e të mbjellë me hurma, në periferi të provincës El-Matarije, vetëm pesë ditë pas vrasjes së Shejh Dhehebiut. Kontrolli ishte në kulmin e tij, kur lideri u paraqit në shoqërinë e gruas dhe të birit të tij. Shpejt u rrethua nga forcat e sigurimit, dhe u dorëzua me qetësi, për ta pyetur atë gjenerali Nebevi Ismaili, në atë kohë zëvendës i ministrit të Punëve të Brendshme, pra lidhur me informacionet e tij për rrëmbimin dhe vrasjen e Shejh Dhehebiut. Iu përgjigj me qetësi se "ai ishte organizatori kryesor." Çështja e rrëmbimit dhe kamuflimit nga ana jonë kanë kërkuar një kohë të gjatë, ndërkohë që vrasja e tij nuk ka kërkuar asnjë mund." Pas kësaj, filllon terroristi trupshkurtër e mjekërgjatë e të shpeshë, që ta përsërite ajetin kuranor: "Me të vërtetë ne e trashëgojmë tokën dhe çka ka mbi të, dhe te Ne do të ktheheni".

Me urdhërin e ish-presidentit Sadat, Shukriu një ditë pas arrestimit u dërgua para gjyqit ushtarak, më 8 korrik të vitit 1977, basgkë me 54 të dyshuar të tjerë, nën akuzën për vrasjen e Shejh Dhehebiut. Më 30 nëntor të vitit 1977, gjyqi ushtarak solli vendimin për pushkatimin e Shukriut dhe 4 të tjerëve, dënimin e 12 personave me burgim të përjetshëm; këtu pëfshihen edhe grupi i pengmarrësve, dënimin e 7 personave me nga 15 vjet burg, dënimin e 6 personalve me nga 10 vjet, 8 personave me nga 3 vjet, si dhe pafajësinë e 12 të akuzuarve... Më 30 mars të vitit 1978 , në mëngjesin e vizitës së presidentit Sadat që po i bënte Izraelit, u bë ekzekutimi i dënimit me varje të Shukri Mustafasë dhe vëllezërve të tij, të cilët kishin vendosur eksploziv në disa salla të filmave në Kajro, si në Sfings në Dukki, në Institutin e Muzikës Arabe në Remsis, si dhe kishin marrë obligim mbi vete se do ta vrisnin muzicientin, Abdul Hafidh Nuvejren, si dhe të gjithë ata që vepronin në fushën e muzikës dhe këngës. Në fund ata e morën peng Shejh Dhehebiun, dhe atë e vranë me qëllim dhe paramendim…

Terroiristi, Shukri Mustafaja, siç pohon analsitja egjiptiane Senae Elbejsi, i përkiste shkollës më të keqe të terrorizmit, e cila nuk zgjedh prej kësaj shoqërie jobesimtare (qafire) sipas këndvështrmit të tyre, përveç një hoxhë prej hoxhollarëve dhe një dijetarë prej dijetarëve, pra që ta vrasë atë. Dhe, duke reflektuar mbi këtë përzgjedhje, ajo do të gjejë një zgjedhje të vlefshme dhe të rrallë. Sepse Shejh Dhehebiu ia kishte prishur prijësit të organizatës ekstazën për udhëheqje, si dhe dëshirën e tij të madhe për të qenë në krye të organizatës për të cilën ai kënaqej për çdo kohë. Për këtë zgjedhja e tij për ta vrarë Shej Dheheiun ka qenë çështje shpirtërore, e ajo ka të bëjë me atë se Dhehebiu e mposhti atë në udhëheqje. Sepse ai i vuri në dyshim argumentet për librin e tij "Halifatin", ku bënte përpjekje ta mbronte teorinë e tij mbi "Et-tekfir vel-hixhre". Ndërkohë, Shejh Dhehebiu veç kishte vërtetuar se ai nuk i njihte dispozitat e Fikhut islam, e as gjërat më elementare. Me këto mendime u pajtuan një numër i madh i anëtarëve të organizatës së tij, për çka ata u larguan prej saj. Mirëpo, shpirti hakamarrës i Shukriut nuk u kufuzua vetëm ndaj Shejh Dhehebiun, mirëpo ai i përfshinte të gjithë ata që ishin jashtë organizatës "Tekfir dhe Hixhret". Prej këtu shohim Shukriun që prehet prej një gjendjeje në një dëshirë të mbizotërimit, dhe se si ai e vriste çdo njeri që mund ta vinte në pyetje autoritetin e tij, e pastaj mumdohet të hulumtojë për dispozitat e Fikhut, me anë të të cilave do t'i mbulonte krimet e tij.

Por ajo çka është më interesante, ka të bëjë me atë se Shukri Mustafa tërë legjendën e tij absurde e kishte sendërtuar në ëndrra, sikur ai të ishte një pejgamber që i shpallet diçka. Ai vazhdoi ta përsërite këtë deri një ditë para ekzekutimit të tij, se ai do të ngadhënjejë mbi tiranët, dhe se hilafeti patjetër se do të rikthehej. Kështu vazhdoi t'i përgëzojë aderuest e tij, derisa ata jetuan me këtë iluzon, dhe më në fund u bë ekzekutimi i këtij të sëmuari psikik e me sëmundje paranoje.

Shejh Dhehebiu ishte prej dijetarëve që u shpërblyen me meritat më të larta për veprën e tij "Ekstremizmi". Ai në librin e tij e kritikoi atë që quhet sot "terrorizëm fetar", duke u shprehur tekstualisht: "Në fe nuk ekziston terrorizëm, për arsye se mesazhet hyjnore thërrasin në tolerancë dhe bashkëpunim, pa dhunë dhe imponim te njerëzimi. Islami këtë e pohon në mënyrë shumë të qartë, në Kuranin famëlartë, ku thuhet: "Nuk ka deyrim në fe", kurse në fjalën tjetër të Allahut xh.sh. thuhet: "Ju keni fenë tuaj, dhe unë kam fenë time".

Porsa doli nga shtypi botimi i parë i këtij libri, menjëherë nxituan njerëzit ekstremë e të llojit të Shukri Mustafasë dhe e blenë tërë tirazhin, me qëllim që njerëzve të arsyeshëm të mos u binte në dorë. Mirëpo autori e rishtypi përsëri, dhe nisi ta shpërndajë në mesin e intelektualëve dhe gazetarëve. Kështu pra, opininoni i përgjithshëm nisi t'i përsëriste fjalët e Dhehebiut, për ta vendosur "ekstremizmin", planin e vrasjes së dijetarit të fesë, gjaku i të cilit kishte shkuar rrëke pasi që e kishin bartur këmbëzbathur e të prangosur, në xhelabinë e tij të bardhë e të pastër.



Bashkim Mehani

# Themelet e personalitetit mysliman (6)

## Shëndeti i plotë dhe fuqia fizike

Misioni i myslimanit në tokë kërkon, përveç tjerash, edhe fuqinë fizike krahas fuqisë shpirtërore, në mënyrë që t'i përmbushë nevojat dhe t'i plotësojë detyrat e tij në formën sa më të plotë.

Nga myslimani kërkohet që ta dijë dhe të marrë për bazë shkaqet që e bëjnë të fortë dhe ato që e dobësojnë, sepse ai duhet të lëvizë në bashkëveprim me ligjet e ekzistencës dhe jetës në tokë. Transmetohet nga Ebu Hurejre r.a., se i Dërguari a.s. ka thënë: "Besimtari i fuqishëm është më i mirë dhe më i dashur te Allahu sesa myslimani i dobët, edhe pse nga të dy ka mirësi. Kujdesu për atë që të sjellë dobi, ndihmohu me Allahun e mos u dobëso!". Allahu xh.sh. thotë: "E ju përgatituni sa të keni mundësi forcë, (mjete luftarake) e kuaj të caktuar për betejë kundër atyre (që tradhtojnë), e me të (me përgatitje) ta frikësoni armikun e Allahut, armikun tuaj dhe të tjerët që ju nuk i dini (se kush janë), e Allahu i di ata... " (El Enfal, 60). Madje, në Kuran gjejmë raste kur Allahu i qorton shoqëritë që ishin pajtuar me poshtërim dhe nënçmim, duke jetuar në pozitën e të dobëtit, edhe pse kishin mundësi ta ndryshonin pozitën e tyre: "Engjëjt që morën shpirtin e atyre që ishin mizorë të vetvetës u thanë: "Në çka ishit ju? - Ata thanë: "Ne ishim të paftë në atë tokë!" (Engjujt) u thanë: "A nuk ishte toka e Allahut e gjërë e të migroni në të?" (e të praktikonit lirisht fenë e Zotit). Vendi i tyre është Xhehennemi, dhe sa vend i keq është ai!" (En Nisa, 97).

Kur njeriu pajtohet me dobësinë, veten e tij e ekspozon ndaj poshtrimit, servilizmit dhe nënshtrimit ndaj tiranit: "Dhe ashtu ai (Faraoni) e frikësoi popullin e vet, e ata e respektuan, por ata ishin vërtet popull i shkatërruar." (Ez Zuhruf, 54).

Një popull ku bijtë e tij janë të dobët, janë të prirë të nëpërkëmben dhe të munden, ngase humbja fillon nga humbja e personalitetit. Po të ishin individët e shoqërisë me personalitet të ngritur dhe preokupime të larta, nuk do të vinte deri sundimi i huaj. Nëse kthejmë kokën nga e kaluara e lavdishme, shohim se të parët tanë përgjatë historisë sunduan e ngadhënjyen, çliruan tokat me krenarinë islame, por edhe duke i marrë parasysh shkaqet e forcës. Kur bijtë e tyre i kaploi plogështia dhe dobësia, u dorëzuan deri në atë masë që historia e ka shënuar, kur ushtari tatar e urdhëron të riun mysliman të qëndrojë ulur derisa ai të shkojë ta marrë thikën për ta ekzekutuar, dhe ky i gjori e pret pa pasur fuqi të ngrihet dhe të largohet. Për këtë gjë të parët kanë thënë: "Nuk do të mendojmë me kokën tonë, përderisa mos të hamë nga drapri ynë".

Allahu xh.sh. kishte zgjedhur për mbret njeriun që zotëronte dy cilësi, atë të mendjes dhe të fuqisë trupore, atë që në saje të këtyre cilësive do të ishte në gjendje të bartte përgjegjësitë dhe të sfidonte rreziqet: "Ai (Shem'uni) tha: "Allahu zgjodhi atë sundues tuajin dhe e pajisi me dituri të gjerë e me fuqi trupore!" Allahu ia jep sundimin e vet atij që do, Allahu është Dhurues i Madh, i Dijshëm." (El Bekare, 247).

Allahu xh.sh. po ashtu i veçoi dhe i fisnikëroi pejgamberët që i quajti "Ulul Azmi" - Të vendosur. Po ashtu me këtë cilësi në Kuran u përshkrua edhe pejgamberi Musa a.s., me fjalët e bijës së Shuajbit: "O babai im, merre këtë në shërbim me pagë, pse më i miri që do ta marrësh në shërbim është ai i fuqishmi e besniku!" (El Kasas, 26). Kështu pra, vërejmë se në Islam janë të ndërlidhura fuqia e besimit dhe ajo fizike.

### Hapi i parë për arritjen e fuqisë është aktiviteti fizik

Duhet pasur parasysh se shumica e formave islame të adhrimit, siç janë: namazi, agjërimi, haxhi etj., përmbajnë disa elemente të sportit, edhe pse të gjitha këto për nga natyra kanë qëllime shpirtërore.[1] Namazi, që nga mosha fëmijërore e deri në pleqërinë e thellë, e përcjell besimtarin pesë herë në ditë, duke mbjellë tek ai disiplinën dhe rregullin e qëndrimit vital në vazhdimësi. Pastaj, edhe lëvizjet e kërkuara brenda namazit janë të një formeje të veçantë, me



lëvizje të të gjitha gjymtyrëve mbrenda një kohe të shkurtër, gjithnjë në shërbim të shëndetit njerëzore, duke iu përshtatur pavarësisht moshës dhe gjinisë. Aktivitetet gjatë haxhit janë të jashtëzakonshme: veshja e ihramit, tavafi, sa'ji, qëndrimi në çadra në Arafat, kalimi i natës në Muzdelife etj., për nga forma fizike i përngjajnë një kampingu.

Dr. Jusuf Kardavi thotë: "Islami erdhi fe univerzale e baraspeshuar, erdhi të sistemojë çështjet e Dynjas dhe Ahiretit, u kujdes për çështjet individuale e ato shoqërore, ashtu si u kujdes për njeriun nga aspekti shpirtëror, trupor e mendor. Ekuilibri është parimi mbi të cilin umeti i Muhamedit s.a.v.s. e ndërton filozofinë dhe stilin e vet jetik, në të gjitha sferat e jetës."[2] Përkundër që disa religjione e mbajtën trupin peng të shpirtit të njeriut, duke menduar se ngritja shpirtërore arrihet përmes kufizimit fizik, e madje edhe torturimit, Islami e harmonizon dhe e çmon kujdesin e anës së jashtme edhe gjatë adhurimeve: "O bijtë e Ademit, vishuni bukur për çdo namaz (lutje), hani dhe pini e mos teproni, pse Ai (Allahu) nuk i do ata që e teprojnë. Thuaj: "Kush i ndaloi bukuritë dhe ushqimet e mira që llahu i krijoi për robërit e Vet?" Thuaj: "Ato janë në këtë botë për ata që besuan, e në Ditën e Kiametit janë të posaçme për ta. Kështu i sqaron argumentet një populli që kupton." (El A'rafë, 31, 32).

Pejgamberi ka kërkuar baraspeshë ndërmjet adhurimit dhe obligimeve të Dynjasë. Ai ka reaguar edhe në rastet kur ka vërejtur teprim në adhurime, teprim në namaz dhe agjërim, e që e ka dëmtuar trupin e vetë personit, familjen dhe shoqërinë, prandaj edhe ka thënë: "Obligime ke ndaj trupit tënd, ndaj gruas dhe ndaj fqinjëve, prandaj çdokujt jepja hakun e vet!"[3] Ky bligim ka të bëjë edhe me shërimin në rast të sëmundjes, forcimin në rast të dobësimit, pushimin në rast të lodhjes, pastrimin në rast të përlyerjes, e kështu me radhë.

### Elementet e edukimit fizik:

### Shëndeti dhe ruajtja nga sëmundjet

I Dërguari s.a.v.s. thotë: "Kush zgjohet i shëndoshë në trup, i sigurt në lëvizje, i mjaftueshëm në furnizim të asaj dite, është sikur t'i jetë dhuruar e tërë Dynjaja". Pra, shëndeti është një nga elementet më themelore për një jetë të qetë e të lumtur, ashtu siç ka thënë edhe në hadithin tjetër: "Gjëja më e vlefshme që i është dhënë njeriut është bindja dhe shëndeti", dhe shpeshherë lutej në sexhde: "O Allah! Më fal, më mëshiro, më përmirëso, më shëro dhe më furnizo!".

Në funksion të kësaj në konditat e fesë, pastërtisë i është dhënë rëndësi e madhe, duke filluar nga pastërtia e trupit (me abdes apo gusl), rrobave dhe vendit ku kryhet ibadeti ditor - namazi, që pa pastërti nuk pranohet. Pastërtia e trupit mund t'i shërbejë pastërtisë së shpirtit.[4] Përveç kësaj, është edhe obligimi i rregullt javor mbi atë ditor, i kërkuar edhe në këtë hadith: "Është obligim i çdo myslimani që të pastrojë kokën dhe trupin së paku një herë në javë".

Për të qenë pastrimi i mundshëm dhe i rregullt për të gjithë komunitetin, gjatë shekujve të udhëheqjes islame në vende të ndryshme janë ndërtuar edhe banjat pub-



like, ku kishin mundësi të pastroheshin të gjithë. Një praktikë të tillë myslimanët e sollën edhe në Kordovë të Spanjës, ku u ndërtuan me qindra hamame, gjë që atëherë në Europë nuk ishte e njohur gjerë.

### Obligimi i njeriut në aspekt të formimit të trupit të shëndoshë

Kjo ka të bëjë me kujdesin e njeriut që ta ruajë trupin nga shkaktarët e sëmundjeve dhe dëmtuesit e tij. Kjo arrihet krahas ruajtes së ambientit ku jeton, si nga mbeturinat, apo edhe ndotja e ujit dhe ajrit. Pejgamberi a.s. kishte tërhequr vërejten që të mos kryehet nevoja në rrugë, nën hije dhe në lumenj, sepse, pos tjerash, do të ndikonte në përhapjen e sëmundjeve në shoqëri, kurse personi i tillë është i mallkuar nga Allahu xh.sh., engjëjt e Tij dhe njerëzimi mbarë.

Është ndaluar përdorimi i pijeve alkoolike dhe përdorimi i substancave narkotike, ashtu si edhe çdo materie tjetër që dëmton trupin dhe shëndetin, kurse kulmi i saj është ndalimi i vetëvrasjes: "...e mos e hidhni veten në rrezik..." (El Bekare, 195).

Ashtu siç është i ndaluar dëmi ndaj vetvetes, është i ndaluar edhe dëmi ndaj tjetrit. Nga ky këndvështrim është kritikuar ashpër edhe përdorimi i duhanit, që përveçse e shkatërron shëndetin, ai i derivon dëm edhe për rrethin ku përdoret.

Është rregull që të mos mbesim pa gjumë natën vonë, qoftë kjo edhe për qëllim ibadeti, kurse zgjimi duhet të bëhet herët, me faljen e namazit të sabahut, për të arritur begatitë e një dite të re.

### Fleksibiliteti dhe aftësia për lëvizje dhe refleks

Kjo ka të bëjë me aftësinë e njëriut që të kryejë obligimet fetare dhe ato jetësore, pasi që Islami na obligon me detyra ditore, siç është namazi, ku kërkohet që, sa të jetë e mundur, ai të bëhet në xhami me xhemat, duke sfiduar dembelizmin dhe neglizhencën. Kjo pra kërkon një fuqi fizike. Edhe haxhi, ku kërkohet një angazhim i shtuar fizik për ecje në vapë të nxehtë, fjetje në kushte jo të rehatshme, në trysninë e grumbullit të madh të njerëzve, me kërkesa e tradita të ndryshme. Por, edhe në rast të cënimit të të drejtave themelore të jetës, nderit dhe fesë, duhet pasur përgatitje për t'u dalë zot pa hamendje e me vendosmëri. Kjo gjithashtu nuk mund të arrihet pa përgatitje paraprake.

Pejgamberi a.s. kishte mundur njërin që ishte i shquar për mundje në kohën e tij, kalëronte kalin pa shalë e pa fre, dinte të gjuante me shtizë dhe të për-

dorte mirë shpatën. Të tillë ishin edhe sahabët, që vazhdimisht përgatiteshin për rrugën e vështirë me të cilën do të ballafaqoheshin. Nuk lejonin të vdisnin të nënçmuar e të përulur, e për këtë qëndronin të përgatitur për çdo situatë. Ata urrenin edhe qëndrimin e ndonjërit në pozitë, që tregonte plogështi, siç transmetohet rasti i Umerit r.a., i cili kishte parë një njeri të "dorëzuar" në namazin e tij dhe i kishte thënë: "O ti! Ngrite kokën, sepse frikërespekti është në zemër e jo në qafë", domethënë jo duke e lakuar kokën. Kurse vetë ai, me gjithë devotshmërinë dhe frikën që kishte ndaj Zotit, ecte shpejt dhe krenar, fliste për t'u dëgjuar zëri i tij, dhe ishte i rreptë në goditje.

Me qëllim të formimit fizik, Islami kërkon sportin si mjet për këtë qëllim, siç transmetohet nga Umeri r.a.: "Mësojani fëmijëve tuaj notin, gjuajtjen dhe kalërimin", por nuk e përkrah teprimin dhe shpenzimin e kotë që sot bëhet në emër të sportit, ku njeriu shpenzon mjete dhe kohë në emër të angazhimit rreth sportit, kurse në anën tjetër nuk mund të ecë në këmbë nga plogështia. Çdo gjë që teprohet, kalon në dëm. Futbolli, për shembull, ka kaluar në një sport të preferuar deri në çmenduri, duke bërë tifo për ndonjë ekip deri në krijimin e armiqësive me tifozët e ekipeve tjera, por edhe lojtarët duke kaluar karakterin e sportistit, pra mbizotërohen nga inatet dhe xhelozitë e natyrave të ndryshme, sa nga sporti nuk mbetet asgjë përveç emërtimit.

Në të kaluarën njerëzit kanë ecur me kilometra për nevojat e tyre jetësore, kurse tani hypin në mjet udhëtimi edhe për distancat tepër të vogla.

### Sporti nuk është vetëm për burra

Edhe femrat mund të merren me sport, vetëm që duhet të respektohen konditat sheriatike, duke ua siguruar kushtet dhe vendet e posaçme për to. Edhe ato kanë nevojë për ta forcuar trupin e tyre, në shërbim të shoqërisë dhe atdheut. Sahabe të njohura ishin ato që morën pjesë në jetën shoqërore në kohën e Muhamedit a.s., madje i shoqëruan burrat e tyre edhe në luftë, si shembulli i Umares, Nesibe bint Kabit, Umu Selemes, Rumejsës, të cilat edhe në front e ndihmuan aktivitetin ushtarak. Pejgamberi a.s. ishte lutur në Uhud: "O Allah! Bëjë që Nesibe bint Kabi, burri i saj dhe fëmijët e saj të jenë me mua në Xhenet!"

### Qëndrueshmëri trupore

Kërkohet një qëndrueshmëri trupore për të përballuar mundimin dhe vështërsitë e jetës, pasi ajo nuk është vazhdimisht e lehtë, por ka momente të vështira dhe të hidhura, e që për t'u përballuar duhet edukim i vazhdueshëm për qëndrueshmëri. Ndonjëherë ballafaqohet me urinë dhe etjen, e ndonjëherë edhe me dhembjet dhe peshën e rëndë.

### Si ta forcojmë anën fizike?

1. Të ushqehemi shëndetshëm dhe balancueshëm, duke i përmbushur nevojat e trupit me elementet e nevojshme si: karbohidratet, proteinat, vitaminat, mineralet, gjithnjë duke u përpjekur që sa më shumë të hamë ushqime të pastra, të freskëta apo të ziera, por duke iu larguar ushqimeve të përpunuara apo atyre të shpejta. Rol të rëndësishëm në ushqim kanë edhe pemët dhe perimet. Gjithashtu është me rëndësi të mos teprohet në ushqime, sado që të jenë të shijshme ato, duke pasur ndërmend porosinë e Umerit r.a. "Ne (myslimanët) jemi njerëz që nuk hamë pa pasur uri, dhe kur hamë nuk ngopemi".

2. T'i përmbushim nevojat fiziologjike, pa i munguar dhe pa i tepruar, në ujdi me porosinë e Pejgamberit a.s. "...mirëpo unë agjëroj dhe ha, fal namaz nate dhe fle, por edhe martohem, pandaj kush largohet nga tradita ime, nuk është me mua".

3. Zbulimi i shkathtësive dhe kapaciteteve në trupin tonë, të cilat na i dhuroi Allahu xh.sh., me qëllim të ruajtjes dhe zhvillimit të tyre.

4. Kontrolli mjekësor dhe shërimi në rast të sëmundjes, meqë është e natyrës njerëzore që ndonjëherë të goditemi me fatkeqësi apo sëmundje që kërkojnë kohë dhe angazhim për t'u kuruar. Muhamedi a.s. thoshte: "Allahu nuk ka krijuar ndonjë sëmundje, e të mos ketë krijuar për të edhe ilaçin, prandaj mjekohuni!"

5. Angazhimi me sporte, qoftë ato grupore apo individuale, madje përvetsimi i ndonjë sporti luftarak me qëllim vetmbrojtjeje. Nëse kjo është e vështirë, atëherë së paku të bëhet një orar i rregullt për shëtitje në natyrë apo vrapim apo gjimnastikë.

6. Heqja dorë nga shprehitë e këqija, si duhani, kafeja e tepërt dhe pijet energjike.

7. Ndalimi rreptësisht nga gjërat e ndaluara. Sheriati ndalon përdorimin e të gjitha gjërave që janë të dëmshme për ekzistencën fizike, shpirtërore e morale të njeriut. Ai ndalon gjakun, drogën, akoolin, mishin e derrit, shpezët grabitqare, kafshët helmuese, cofëtinën...[5]

(1) Hamude Abdulati. Islami në fokus. Logos-A. Shkup, 2000. f. 218. (2) Dr. Jusuf Kardavi. Veçoritë e përgjithshme të Islamit. Prishtinë, 2002. f. 140. (3) (Ibid) f. 156. (4) Alija Izetbegoviç. Islami ndërmjet lindjes e perëndimit. Prishtinë, 1999. f. 280.(5) Mevdudi. Të kuptuarit e drejtë të Islamit. SH.B. Logos-A. f. 126.



Ma. Sci. Refik Gërbeshi

# Gjurmët e besimit te shqiptarët

*"Gjithë ç'jemi shqipëtarë,*
*Jemi një fis e një farë,*
*Besë kemi perëndinë,*
*Dhe ligë vëllazërinë,*
*Mëm' e atë perëndinë,*
*Se asaj i prumë besë,*
*Të gjith' atje kemi pjesë. "*

Nga vargjet e shkëputura të Naimit kuptojmë qartë se besimi në Zot është element kyç për t'i bashkuar njerëzit, ngase secili është i krijuar nga Ai, dhe të gjithë atje kanë pjesë. Elementi fetar ka qenë dhe do të jetë dalluesi i njerëzimit, ashtu siç edhe e dëshmojnë zbulimet shkencore; se njerëzimi gjithnjë ka besuar në Zot, pavarsisht etapës apo mënyrës së besimit. Gjithsësi, edhe shqiptarët kanë gjurmët e besimit në Zot, dhe atë që nga lashtësia e deri në ditët e sotme. Ekzistojnë shumë gjurmë të tilla, arkeologjike, kulturore dhe gjuhësore.

## Feja si domosdoshmëri

"Nëse Zoti nuk ekziston ,atëherë çdo gjë është e lejueshme", është shprehur Dostojevski. Fjala "religjion" (lat. religio-nis) ka shumë domethënie dhe kuptime, si: rrugë për te Zoti, besim, etj. Oratori i famshëm romak, Ciceroni, fjalën "religio" e derivoi nga folja latine "religere" (kam kujdes, kam konsideratë etj. ), dhe e përkufizoi si "të pasurit kujdes ndaj të gjitha atyre (gjësendeve, vendeve, personave etj. - E. M. ) që kanë të bëjnë me kultin e perëndive. "[1, 2]

Kulti i të besuarit zë fill që në hapat e parë të jetës së njeriut, e duke kërkuar kushtet e stimulimet e të jetuarit, ai kërkon të gjejë edhe Krijuesin-Zotin. Feja është e lindur së bashku me njeriun, dhe pavarsisht zhvillimeve të mëtutjeshme, njerëzimi që në lashtësi kishte besimin dhe ngriti tempujt fetarë. "Në të kaluarën por edhe sot, edhe pse mund të haset në njerëz që nuk kanë pranuar ndonjë fe, nuk mund të haset edhe në shoqëri jofetare. "[3]

Zoti e ka krijuar njeriun, dhe ky i fundit gjen qetësinë vetëm kur i beson Atij, kur i lutet dhe i përmbahet disiplinës që ka porositur Ai. Në të kaluarën dhe në të sotmen mund të gjenden shoqëri njerëzore që nuk kanë as shkencë, as art, as filozofi, por nuk ka pasur kurrë shoqëri pa fe".[4] "Historia nuk njeh asnjë popull, i cili ka qenë tërësisht i shkëputur nga feja" Feja apo religjioni janë jo vetëm shumë të rëndësishëm në jetën e njeriut, por janë edhe natyrshmëri e pashmangshme e njeriut. [5] Në shkrimet e të hershme janë zbuluar dokumente që vërtetojnë se bashkë me fillet e zhvillimit të njerëzimit ka filluar edhe ndijesia fetare e llojllojshme. "Po të shfletojmë faqet e historisë së jetës së popujve, nuk ndeshemi në asnjë periudhë ku populli të mos ketë qenë i ushqyer me ndjenja fetare (besim). "[6]

Nga ana tjetër, gjurmët më të theksuara janë të atyre që besuan, ngase feja apo besimi në Zot stimulon besimtarët me diçka të shenjtë dhe më të madhe sesa interesi i jetës, për dallim nga ideologjitë njerëzore që ofrojnë diçka më të ngushtë e më minore. Bindja fetare ofron edhe amshueshmërinë.

## Ndikimi i fesë te njeriu

S'ka dyshim se feja ka ndikuar edhe në zhvillimin e kultures, qytetërimit dhe formimit të identitetit, andaj fusha e ndikimit është e dukshme në çdo kohë. "Feja si botëkuptim shoqëron të gjitha periudhat e zhvillimit të shoqërisë njerëzore. Ajo ka ndikuar dhe ndikon te njeriu në formimin e identitetit personal dhe atij kombëtar. "[7]

"Përvoja historike e pjesës më të madhe të popujve dëshmon se njësia e fesë ishte ndër faktorët e rëndësishëm në procesin e integrimit të perandorive mesjetare, kurse roli i feve në integrimin e njësive etnokulturore e gjeopolitike kombëtare do të shfaqet në fillet e kohës së re, në periudhën e Renesancës, me një rëndësi të shtuar gjatë humanizmit, ilimunizmit dhe Rilindjes kombëtare. "[8]

Nga historia dihet se shumë figura që lanë gjurmë në jetën shoqërore shqiptare ishin të nxitur nga bindja në amshueshmëri, apo edhe nga obligimi që njeriut t'i of-



rohet e drejta liria, informimi e integrimi, duke qenë ky edhe mision i krijimit nga Zoti. Zakonisht, fetarët apo prijësit e feve ndodhen edhe në ballë të revolucioneve, luftrave për liri.

### Populli besimtar

Shqiptarët njihen si popull fisnik dhe shumë besimtar, dhe kjo gjatë gjithë historisë. Ky popull ka nxjerrë njerëz të medhenj e atdhedashës, por që ishin edhe krerë fetar. Adhurimi fetar i pellazgëve të hershëm nuk kishte ndonjë paraqitje material të përendive të tyre, as imazhe, as idhuj, as statuja, as skulptura e as piktura. Në periudhat më të vonshme këto vinin nga grekët. Si çdo popull, edhe ilirët kishin bindjen dhe besimet e tyre të ndryshme, që lindën në ndjenjën fetare: nga Homeri ata quheshin hyjnorë.[9]

Identifikimi si popull i besimeve nuk është i rastësishëm, dhe këto gjurmë shihen edhe te zhvillimet e mëvonshme të këtij populli. “Simbolizmi religjoz është njëri ndër burimet kryesore për njohjen e jetës shpirtërore të ilirëve”.[10]

Roli i besës dhe vlerave morale dhe kontraktuale që lidhen me të duhet të analizohet jo vetëm në historinë e ideve dhe praktikave fetare, por edhe në sistemet e marrëdhënieve familjare e farefisnore, si edhe në traditat gojore. Për të shprehur nocionet e nderit dhe të besimit, shqiptarët kanë jo vetëm simbolet por edhe traditat gojore, për të cilat duhet një qasje krahasuese historike dhe gjuhësore. Kështu, te shqiptarët besimi dhe feja shfaqen si virtyte të nderit, ndërsa pesha e besimit-croyance dhe e besimit-confiance qëndron në bindjen se besnikëria ndaj fjalës së dhënë është themeli i besës-foi.[11]

### Qëndrimi në fe

Me gjithë përpjekjet e bëra që njerëzimi të largohet nga feja ai prapë qëndron në natyrshmërinë e tij, edhe pse ndoshta jo më publikisht natyrshmëria e tyre nuk pranon pabesimin. “Pas përfundimit të Luftës së Dytë Botrore dalin në skenë dy fuqi të dalluara, që pretendonin ta prezantonin veten e tyre si simbolet “e vërteta” të botës së lirë.”[12] Ishte Reformacioni dhe Iluminizmi, që luftuan ndikimin e kishës dhe bënë ndarjen e fesë nga shteti, por edhe studiues bashkëkohorë vërejnë se ndikimi i fesë prapë mbetet në skenë. “Në Gjermani p.sh., shteti është i ndarë nga religjioni, mirëpo prapëseprapë aty mund të gjenden festa fetare që shteti i mbron, mblidhen tatime për kishën, mbahen mësime fetare në shkollat shtetërore dhe mësuesit fetarë paguhen nga buxheti shtetëror. Në gjyq dhe në ushtri njerëzit betohen në Zot, ashtu sikurse titullohet edhe Kushtetuta Federale. Në ushtri janë të punësuar edhe priftërinj ushtarakë, në muret e shkollave të tyre qëndrojnë të varur kryqet…”[13]

Edhe populli ynë shikohet si besimtarë. Kështu, italianët e dinin se shqiptarët janë popull besimtarë dhe të ndershëm, prandaj gjenrali Badolio, në ditën e dytë të pushtimit të Shqipërisë ishte shprehur: “Duhet shumë dinjitet e shumë stil nga ana jonë, sidomos respekt absolut për gratë e për fetë”. “Shumë xhami u restauruan e u ndërtuan në gjithë Shqipërinë me paratë e qeverisë së Romës, ashtu sikurse edhe kisha të të dy riteve.

Në një shkrim nga komandanti i Vermahtit thuhej: “Shqipëria në kuadrin e politikës tërësore islamike të Gjermanisë, dhe sidomos me lidhjet me Turqinë, kërkon një trajtim të posaçëm politik. Kurse serbët, ata



kishin një pretendim krejt ndryshe, sa i përket propagandës politike rreth posedimit të "Tokës së shenjtë", Kosovës, pra përmes gjeostrategjisë politike si dhe trysnive ndaj feve shqiptare: Islamit dhe katolicizmit.

Fryma ateiste ishte ndër më të fortat rreth përpjekjve për të etiketuar popullin shqiptar si të pafe, mirëpo dokumentet historike, arkeologjike, por edhe ato gjuhësore, argumentojnë të kundërtën. Me gjithë trysninë institucionale të komunizmit ateist në Shqipëri e më gjerë, propagandat e vazhdueshme e elementit fetar kanë qëndruar gjithnjë në shpirtrat e njerëzve. Periudha midis 1968 dhe 1991, shumë shqiptarë i mbajti besimtarë dhe praktikues të riteve fetare, qoftë edhe në mënyrë të fshehtë.[14]

### Elementi fetar në gjuhën shqipe

"Gjuha është ndër elemetet themelore të paraqitjes së jetës së një populli. Prandaj, në parahistorinë e një populli hyn edhe parahistoria e gjuhës së tij".[15] Sa i përket nocionit të "besimit fetar" (croyance), në shqip ai shprehet me termin besë dhe derivatet e tij; kuptimi i fjalës besë, së pari është "besim" dhe "bindje" në besnikërinë dhe sinqeritetin e ndershëm dhe të nderuar të dikujt, ose në besnikërinë dhe saktësinë e diçkaje.

Shumë gojdhëna e shprehje popullore, që i përdorim edhe sot, argumentojnë besimin, duke filluar që më shprehjen "Zot" apo "Perëndi", që janë fjalë origjinale shqipe. Pastaj togfjalëshi "ndërroi jetë" - që përdoret kur dikush vdes, e që nënkupton se ka besim në jetën tjetër, të amshueshme. etj. Kurse, fjala "besë", që është veçori e njohur për shqiptarët, është e pandashme nga shprehja"be", që është pohimi ose mohimi i vërtetësisë të diçkaje para dikujt, "betimi" ose "beja" për dikë ose diçka të konsideruar si të shenjtë ose të çmuar, ashtu si "besimi", "bindja e plotë". I njëjti kuptim shfaqet edhe në kuptimet e prejardhura, si te fjalët "betoj", "betohem", "betim", ose fjalët e përbëra "përbej", "përbehem", "përbetoj", "përbetohem": p.sh.: "I përbetohej për çka kishte më të shtrenjtën".[16]

Në fillet buzukiane, që fililogët e konsiderojnë si dokument i parë i shqipes, vjen emri Zot, që na jep të kuptojmë se paraardhësit paskan besuar.

Megjithatë, letërsia e vjetër shqiptare konsiderohet të ketë filluar në shekullin XV, në bazë të dokumenteve dhe shkrimeve që ne i njohim sot. Etapat e para i quajnë: Letërsia e humanizmit, pastaj Letërsia filobiblike, kurse kur vijnë te varxhet e prijësve e shkrimeve islame, quhen Letërsia jofetare, laike (e bejtexhinjve). . .

Ideja e startuar nga rilindësit nuk kishte tendencë për laicitet kombëtar, por shikimin e kombit nëpërmjet besimeve të ndryshme, e që në këtë rast na del si identitet i larmishëm fetar. Edhe letërsia e Rilindjes është me plot e përplot elemente fetare, e sa për ilustrim po i përkujtojmë ca vargje të Naimit, ku përveç dashurisë ndaj atdheut, shprehet edhe nënshtrimi ndaj Zotit, përulja dhe lutja drejtuar vetëm Atij:

*"Zot! Falna vëllazërinë!*
*Begatoje, o Zot, ti këtë vend!"*

(1) Dr. Ekrem Murtezai. "Fjalor i feve (-sektet,rendet,bashkësitë,lëvizjet,doktrinat e fenomenet-)" Prishtinë, 2000, f. 403. (2) Ekrem Sarëkçëogllu, "Historia e fevE-Prej fillimit deri sot", Prishtinë, 2010, f. 27. (3) Henri Bergson, "Burimet e moralit dhe fesë", Përkth. Erion Kristom, Tiranë, 2001, f. 82. (4) Dr. Zija Abdullahu "Studim krahasimtar i feve", Prishtinë, 2010, f. 19. (5) Hafiz Ali Kraja, "A duhet feja-A e pengon bashkimin kombëtar", Shkup, 1999, f. 21. (6) H. Bushati dhe B. Bajraktari "Roli i muslimaneve shqiptare ne formimin dhe ruajtjen e identitetit kombetar "Në: "Integrimi i shqiptarëve në Evropë dhe vlerat që Islami i përcjell në këtë integrim ", Tiranë, 2008, f. 234. (7) Dr. Muhamet Pirraku "Roli i Islamit në Integrimin e Shqipërisë Etnike dhe të Kombit Shqiptar", Në "Feja,kultura dhe tradita islame ndër shqiptarët", Prishtinë, 1995, f. 41. (8) Neriman Vlora "Pellazgët ilirët etruskët shqiptarëT", Prishtinë, 2002, f. 213. (9) Stipqeviq, 460 (10) Albert Doja, "Nderi, besa dhe besimi: qasje gjuhësore antropologjike ndaj vlerave morale dhe fetare", Tiranë, Libër Elektronik. (11) Prof. dr. H. Ferat i. E cit. 179. (12) Sinani, E cit. 147. (13) Schmitt, intervistë e dhënë për "Gazetën Shqiptare", 10 shkurt 2013. (14) Prof. Selman Riza, "Studime Albanistike", Prishtinë, 1979 f. 5. (15) Doja, E cit. (16) Prof. S. Riza, E cit. f. 8.



Sadbere Beqolli-Biçku

# Dukuritë negative, duhani, droga dhe alkooli

Kosova nuk ishte e preokupuar shumë për dukuritë negative deri pas viteve '90, kur filloi të ndryshonte çdo gjë. Njeriu gjatë jetës kalon nëpër shumë faza kritike, duke filluar prej momentit të parë kur vjen në këtë botë, e deri në çastet e fundit të jetës. Megjithatë, secili individ këto etapa i kalon në mënyrën e vet, dikush i përballon më lehtë e dikush më me vështirësi; e tëra varet nga personaliteti i njeriut dhe fuqia e tij për të kaluar nëpër faza të rënda e të rëndësishme.

Njerëzit, përveç anëve pozitive, kanë edhe anët negative, dhe këto të fundit, po që se e zënë njeriun të dobët e të papërgatitur, ia marrin anën dhe e rrëzojnë përtokë për tërë jetën.

Mjafton vetëm një dështim-gabim i vogël, e që pastaj të çrrënjos gjithçka. Adoleshenca është faza më kritike nëpër të cilën kalon çdo i ri, por ajo te dikush lë gjurmë e te dikush kalon shumë lehtë dhe shpejt. Pikërisht në këtë fazë është rrënja, aty fillon gjithçka për së mbari dhe për së mbrapshti. Aty fillojnë edhe çregullimet, që duhet të jenë nën mbikëqyrjen e neuropsikiatrave, patologëve socialë, psikologëve klinikë etj. Me rastet jo të rënda duhet të merret edhe pedagogjia, aq më tepër kur dihet se baza e formimit të personalitetit të njeriut vihet në fillim në familje, e më pas edhe në institucionet arsimore.[1]

- Në disa raste mjafton të shikosh një individ dhe të kuptosh për gjendjen e tij, por nganjëherë duhen edhe orë, ditë e javë të tëra për të ardhur në përfundim a për të nxjerrë një përgjigje për të kuptuar sjelljet, dukjen dhe gjestet e çregulluara që bën një person. Sa më herët të identifikohet gjendja shpirtërore, fizike-shëndetësore e një individi, aq më lehtë bëhet diagnostikimi. Që në moshë të hershme fillon të rrezikohet shëndeti i njeriut, së pari nga ambienti që na rrethon, e deri te dukuritë negative me të cilat po ballafaqohemi çdo ditë e më shumë. Zinxhirë të pashkëputur, që shpeshherë kombinohen me pasoja fatale për të gjithë konsumuesit, janë: duhani, alkooli, droga, prostitucioni, etj. Këto dukuri të personalitetit të individëve të dobët shoqërohen me sjellje asociale, me gjurmë të pashlyera për një shoqëri të tërë. Personaliteti asocial haset te ata individë që me sjelljet e tyre bien në konflikt dhe i shkelin të gjitha normat shoqërore në mjedisin ku veprojnë. Persona delikuentë, të cilët në fëmijërinë e hershme largohen nga shkolla apo ikin me vetëdëshirë nga shtëpia, gënjejnë, vjedhin, i ndërpresin të gjitha lidhjet familjare dhe, pas një kohe jo të gjatë, shumë prej tyre, të dhënë pas aventurave dhe shfrenimeve të pakontrolluara, konsumojnë duhan, alkool, narkotikë të ndryshëm, e deri te krimet e rënda.[2]

Nga faktorët kryesorë që ndikojnë drejtpërdrejt në delikuencë janë: familjet me raporte të çregulluara, fëmijët me prindër të ndarë, shoqërimi me fëmijë moshatarë problematikë, varfëria, mosrespektimi i rregullave, parimeve dhe normave morale e ligjore etj. Ndikojnë gjithashtu edhe faktorët psikologjikë, si: pasiguria, ankthi, frustrimi, dashuria etj. Është bërë shumë për të arritur rezultate në zbulimin e të gjitha këtyre dukurive negative që në fazën e hershme të ndeshjes së individit me situata të tilla. Disa individë, edhe nga mosdija por edhe me vetëdije për dëmet dhe pasojat që shkaktojnë, prapë vazhdojnë njësoj, të shpërndajnë dhe të kontrabandojnë alkool, duhan, drogë etj. Në vijim do t'i përmendim të gjitha këto dukuri, një nga një, duke u munduar t'i shtjellojmë fazat dhe peripecitë nëpër të cilat kalojnë individë të shumtë, qoftë duke e ditur dhe qoftë në mungesë të njohurive për dëmet, dhe kjo gjithmonë duke pasur parasysh faktin se këta persona në mënyrë direkte apo indirekte ndikojnë në rininë, familjen e shoqërinë, si për shkatërrimin e imazhit të vendit, si dhe për humbjen e vlerave dhe cilësinë e shoqërisë.

### Alkooli

Një raport i ri i bërë publik nga Shoqata Amerikane e Mjekësisë tregon se përdorimi i alkoolit shkakton dëme të pariparueshme në zhvillimin e trurit tek adoleshentët. Deri tasht, në përgjithësi, besohej se të rinjtë e marrin veten shpejt nga efektet e pirjes, por shkencëtarët kanë zbuluar se kryesisht ndodh e



kundërta. Alkooli shkakton më shumë dëme, ndoshta të pariparueshme, në zhvillimin e trurit të të rinjve nën moshën 21 vjeçare sesa te grupmoshat e tjera. Studimi tregon se përdorimi i alkoolit gjatë viteve të adoleshencës shkakton dëme në kujtesë dhe në qendrën e të mësuarit në tru, si dhe në lobet e tij të përparme, që kanë të bëjnë me marrjen e vendimeve dhe gjykimeve.[3]

Studiuesit kanë thënë se gati 13 % e kancereve të gjirit, mëlçisë si dhe zorrës së trashë mund të jenë shkaktuar nga përdorimi i alkoolit. Studimi në Universitetin e Oksfordit tregoi se kur alkooli është në trup, ai shndërrohet në një kemikat që mund të shkaktojë kancerin, duke dëmtuar edhe ADN-në.[4]

Alkoolistë janë personat që konsumojnë alkool rregullisht, që janë bërë të varur nga ai, dhe që e konsumojnë në sasi të madhe e të pakontrolluar. Ata shpesh bien ndesh me tërë shoqërinë, veprojnë kundër ligjit dhe kanë sjellje çnjerëzore, duke lënë pasoja ngado që të shkojnë. Nuk janë të ndërgjegjshëm, humbin vetëbesimin, ofendojnë dhe lëndojnë me sjelljet e tyre, dhe janë në një gjendje që u keqësohet çdo ditë e më shumë, dhe i dërgon në rrugë të pakthim e drejt vdekjes. Alkooli dëmton të gjitha pjesët e brendshme të një individi, godet rëndë qelizat nervore, dëmton mëlçinë, shkatërron të gjitha pjesët e brendshme të organizmit të njeriut. Alkoolisti shkatërron veten dhe familjen, dëmton të gjitha raportet miqësore me të afërmit dhe fqinjët. Gjendja shpirtërore dhe emocionale i dobësohet shumë, sidomos kur fillon të konsumojë në rininë e hershme. Alkooli identifikohet si një e keqe sociale, dhe sëmundje e njohur qysh nga kohët e lashta.

Çrregullimet më të shpeshta që paraqiten tek alkoolisti, janë: çrregullimi në organet e tretjes, pagjumësi, lodhje, molisje, humbje ekuilibri etj. Përveçqë janë të padisiplinuar, alkoolistët janë edhe jotolerantë, agresivë nervozë, si dhe kanë sjellje kriminale. Të tjerëve u shkaktojnë dëme e dhembje, dhe në vepra të rënda inkuadrohen pa vetëdije. Alkooli vepron menjëherë pas konsumimit, arrin në gjak vetëm për 30-60 min, dhe sasia e tij e përqendruar në gjak në tri përmasat më të mëdha shkakton edhe të ashtuquajturin intoksinim akut të gjakut-helmim; përqendrimi i alkoolit në organizëm mbi 4 % shkakton vdekjen. Alkooli në fabrikat e përpunimit përzihet shpesh, me qëllim e pa qëllim, me një përqindje etanoli me përbërje helmuese, e që konsumuesit i merr jetën. Konsumuesit më të shpeshtë janë të rinjtë, personat me probleme psikike, personat e vetëm, por nganjëherë konsumohet edhe nga personat e ngulfatur nga të mirat dhe luksi.

**Duhani**

Fjala duhan rrjedh nga turqishtja, dhe është me prejardhje arabe, që domethënë "tym", "avull". Rreth 80 % e helmit të tij shkon drejtpërdrejt në mushkëri, kurse tymi përmban rreth 200-300 helme, që janë të rrezikshëm sidomos për të rinjtë. Fëmijët që rriten e qëndrojnë aty ku konsumohet duhani nuk do të mund të zhvillohen dhe rriten të shëndoshë. Ka edhe fëmijë që konsumojnë duhan nga mosha 10-13 vjeçare, që me përqindje të madhe do të mbesin sterilë, por mund të goditen edhe nga pasoja të tjera psikike, sociale, ekonomike etj.

Duhani përmban 4000 elemente toksike/helmuese, nga të cilët 60 dihet se shkaktojnë kancerin. Helmet janë: monoksidi i karbonit(CO), nikotina($C_{10}H_{14}N_2$), amoniaku($NH_3$), kurse substanca kancerogjene janë: arseniku (As), kadmiumi (Cd), Benseni ($C_6H_6$), etj.

Thithja kronike e duhanit sjell simptoma të shumta, si: nervoziozëm, pagjumësi, bronkit, dobësim të



tërë organizmit, kacer të trurit, infarkte të shpeshta, të thatë në stomak, ngushtimin e enëve të gjakut etj. Duhani dëmton gjithashtu edhe ekonomikisht. Për të shpenzohen të holla për të marrë sëmundje, në vend që të shpenzohen për kujdes ndaj shëndetit. Duhani mund të kontrollohet dhe me dëshirën e individit, por edhe mund të ndërpritet lehtë, edhe pse varësia nga nikotina është shumë e madhe. Është e qartë që numri i cigareve dhe cilësia e duhanit ndikojnë në intensitetin e pasojave: sa më shumë cigare aq më afër vdekjes.[5]

Sot është gjithnjë e më i madh numri i femrave që konsumojnë duhan. Pirja e duhanit te shtatzënat ngadalëson dhe pengon zhvillimin e frytit, rrit numrin e aborteve spontane, si dhe rrit vdekshmërinë e të porsalindurve. Foshnjat lindin me peshë më të vogël se ajo normale, zakonisht janë nervoze dhe të shqetësuara, vuajnë nga pagjumësia dhe, nganjëherë, po ata fëmijë janë të prirë të konsumojnë duhan edhe vetë. Varësia nga duhani dhe dëmet që ia shkakton ai rinisë kanë qenë arsye që shumë vende në botë kanë marrë masa në aprovimin e ligjeve për ndalimin e konsumimit të duhanit në vende publike, në vende të frekuentuara nga fëmijët dhe në vende pune. Shembulli më i mirë për këtë është Kanadaja, ku është e ndaluar rreptësisht pirja e duhanit në vende publike dhe të mbyllura, kurse për mosrespektimin e ligjit, janë të parashikuar dënime të jashtëzakonshme.

Një cigare përmban: Katran 10-32 mg, Monoksidi karbon 10-32 mg, Nikotinë 1.0-2.8 mg, Hidrogjen cianidi 0.1-0.33 mg. Në brendi të gojës përthithen 25-50 % të nikotinës, kurse në inhalim të thellë metabolizohet afro 90 % e nikotinës.[6]

Mënyrë për evitimin e pirjes së duhanit nuk ka, por ekziston një mënyrë për parandalim dhe vetëdijesim, që ka të bëjë pikërisht me paraqitjen e fakteve për pasojat që lë duhani te secili individ. Të kuptojmë se vrasësin më të madh po e blejmë, po e ndajmë dhe po e konsumojmë me më të dashurit tanë!

**Narkomania-Drogat**

Droga, apo shprehja më e mirë - fatkeqësia shekullore, tashti shitet lirshëm dhe është bërë një problem i madh i shoqërisë konsumuese, i sistemeve demokratike, i shteteve të pasura, i atyre me zhvillim të lartë teknik dhe teknologjik. Problem i theksuar është edhe në shtetet që gjenden në fazën e tranzicionit.[7]

Për vitin 2001 kemi të dhëna se vlera e shitjes së drogës ka qenë mbi 600 miliardë dollarë amerikanë, duke e hedhur në vendin e dytë tregtinë me armë - më pak se 590 miliardë dollarë, e pastaj vijnë edhe shitja e naftës, me afro 550 miliardë dollarë, pra në vendin e tretë. Supozohet se përvojat e para të njeriut me drogën kanë qenë qysh në kohën e paleolitit të Ri (40.000-10.000 p.e.s.). Më vonë mësojmë se efektet e disa drogave i kanë njohur mirë sumerët, kinezët, hindusët, egjiptasit, grekët e vjetër etj. Konsumimi i drogës sjell varësi, dhe individi nuk mund të jetojë pa të. Me marrjen e drogës personi bie në gjumë të rëndë, në një gjendje që i sjell "dëshira të mira" dhe përfytyrime vizuale e auditive që janë të këndshme, kështu që tërë bota i duket si një përrallë. Me kalimin e kohës, pas kënaqësisë vjen dëshpërimi, dhe me këtë edhe dëshira për marrjen e sasive edhe më të mëdha. Moskonsumi i drogës për 36-72 orë, tek narkomanët shkakton halucinacione, shqetësim të thellë dhe këputje fizike.

Sipas statistikave, vetëm në Evropë 2.7 % e popullsisë janë narkomanë. Gjatë vitit 2000 në Maqedoni zyrtarisht janë regjistruar 362 persona narkomanë. Sa për Kosovën, vetëm në Prizren kemi të dhëna se ka mbi 1000 persona narkomanë.[8]

Statistikat tregojnë se kalojnë 3-4 vjet derisa prindërit të zbulojnë se fëmija i tyre është konsumues i drogës. Vetëm për marihuanën ka më shumë se 2000 emra.

Kemi lloje të ndryshme të drogave, si : opiumi, heroina, morfiumi, marihuana, hashashi etj. Droga stimuluese janë: kokaina, koka, kafeina, nikotina, ekstazi, amfetamina etj. Droga depresive: alkooli, inhalantët, ketamina, tableta gjumi etj. Droga opiate-opioidet: opiumi, morfiumi, heroina etj. Droga inhalante: oksidi i azotit, benzina, acetoni etj.[9]

Pasojat e narkomanisë janë të shumta, si: traumat psikike, ikja nga përgjegjësia dhe nga kërkesat e mjedisit shoqëror, interesimi për ta provuar prapë, mungesa e vetëbesimit etj.[10]

Shenjat që dallojnë narkomanët janë: lënia pas dore e higjienës personale, përtacia, vështirësitë në të menduar, bashkërendimi i dobët i lëvizjeve, agresiviteti, bredhja rrugëve, mbyllja në vetvete, largimi nga familja, vjedhjet, vrasjet, posedim i veglave si: pika për sy, shiringa, gjilpërë, lugë të djegura nga flaka, pambuk etj. Droga po rrezikon edhe shumë vlera universale: jetën, mendjen, arsyen, pasurinë, trashëgiminë dhe religjionin. Ajo fillohet të konsumohet shumë lehtë, po shërohet me humbje të mëdha apo edhe me fatalitet.

**Hiv-Aids-SIDA**

Sindroma Imunodeficitare e fituar ose Sida-Aids, paraqet një problem të ri global për njerëzimin. Shumica e kombeve po ballafaqohen me këtë problem, kurse nga ky virus në botë janë të infektuar 18 milionë njerëz.

Virusi që shkakton Sidën është quajtur "Virusi Human Imunodeficient"-HIV. Ai shkatërron, zhduk në atë mënyrë që dëmton mekanizmin mbrojtës të organizmit kundër sëmundjeve të tjera. Për këtë sëmundje deri tash nuk janë zbuluar barna.[11]

Rreth 42 milionë njerëz në botë jetojnë me virusin HIV. Në një raport të Organizatës së Kombeve të Bashkuara të vitit 2004 thuhet se është bërë përparim i rëndësishëm sa i përket sigurimit të mjekimeve për një numër të madh viktimash të Sidës, dhe sa i përket arritjes së përkushtimit më të madh politik dhe financiar në luftën kundër sëmundjes fatale, megjithëse në raport thuhet se nuk janë bërë përpjekje të mjaftueshme për parandalimin e përhapjes së virusit HIV dhe SIDA.

Epidemia filloi të përhapej në fund të viteve të '70-ta dhe fillim të viteve të '80-ta të shekullit të kaluar, duke nisur nga Afrika Perëndimore, për t'u përhapur deri në dalje të Oqeanit Indian. Tajlanda është vendi ku në vitet e '90-ta një katastrofë e madhe kishte goditur një numër të madh të popullsisë, sepse ishin infektuar mijëra individë. Turizmi si burim kryesor i Tajlandës, që është bërë një element jo i favorshëm, sepse është shndërruar në qëndrim relaksues të njerëzve karshi seksit, ka krijuar një industri shfrenimi, e njohur në tregjet e huaja, si p.sh. në Japoni si "udhëtimet e shfrenimit", e që janë tërheqëse më shumë për pjesëmarrësit meshkuj.[12]

Shumicën e rajoneve në botë i ka mbërthyer kjo murtajë e kohëve moderne, prekja nga virusi HIV, duke filluar nga përdoruesit e drogës, si në Indi, ku numri i të infektuarve po rritet me shpejtësi. Në Afrikë gjithashtu shifrat e vdekshmërisë vazhdojnë të rriten, ndonëse është vërtetuar se edhe me një fushatë të vetme mund të reduktohet pjesërisht numri i vdekjeve.

Virusi HIV është përhapur edhe në Afrikën Veriore, në Somali, Sudan etj. Karaibet gjithashtu janë rajoni me shtrirje të madhe të virusit HIV jashtë Afrikës. Në Haiti dhe në ishujt Bahama HIV-i tashmë është shkaktari kryesor i vdekjeve. Edhe Evropa Perëndimore përballet dhe ka shënuar një rritje të infeksioneve të transmetuara kryesisht seksualisht. Rusia është e njohur për një numër të madh të të infektuarve. Kriza dhe mungesa e parasë ka shtyrë përdoruesit që drogën ta marrin nëpërmjet shiringave, me anën e të cilëve është shumëfishuar numri i të infektuarve me HIV. Amerika Veriore dhe Latine gjithashtu kanë një numër të madh të infektuarish; aty HIV-i është përqendruar më së shumti te komunitetet e varfra, e më të rrezikuarat janë femrat. Nga një raport i Kombeve të Bashkuara, është parashikuar që pas vitit 2010 Kina do të ketë 10 milionë, kurse India 20-25 milionë raste infektimi.

HIV dëmton rëndë sistemin imunitar të trupit të njeriut. Diagnoza me HIV ndikon në izolimin e të infektuarit nga shoqëria. Simptomat më të shpeshta janë: molisje e theksuar, djersitje gjatë natës, humbje e madhe peshe, diarre e vazhdueshme, kollë e thatë, vështirësi në frymëmarrje, njolla të kuqe në kafkë, lëkurë ose gojë, çrregullime në gjak, ënjtje kockash, humbje oreksi, zbehje etj. Sëmundja godet homoseksualët, abuzuesit e drogës, personat që ndërrojnë shpesh partnerët etj. Virusi mund të transmetohet përmes gjakut, marrëdhënieve seksuale, shiringave të njëjta gjatë konsumimit të drogave etj., mirëpo nuk do të thotë se vetëm këto grupe personash mund të infektohen, sepse mund të infektohen edhe persona që bëjnë një jetë stabile e shumë normale dhe familjarë. Mjafton një instrument i pasterilizuar mirë nga një stomatolog dhe infeksioni të arrijë në organizëm shumë shpejt.

Çdo vit nga HIV-i infektohen mbi 6 milionë njerëz, dhe më se 2 milionë vdesin po nga ai, prej të cilëve rreth gjysmë milioni janë fëmijë.[13]

(1) Skënder Syla, "Shkolla dhe Edukimi Qytetar", 2007, f. 69. (2) Prof. Dr. Pajazit Nushi "Psikologjia",1999, f. 305. (3) Voanews.com 10.12.2002. (4) Publikuar në revistën e Institutit Kombëtar të Kancerit, 4 mars 2009. (7) Drogat, çka duhet të dinë të gjithë, Agim Arifi, 2008, f. 15 (8) Sipas RTK 24 mars 2008, edicioni qendror i lajmeve. (9) Droga, 2008, Agim Arifi. (10) P. Nushi "Psikologjia", "Personaliteti me sjellje të çrregulluara", Kapitulli 36, 1999, f. 304. (11) Fakte për jetën, UNICEF, 1999, f. 32. 12. Gjeografia Regjionale, Dr. H. M. 2007, Tajlanda, f. 65-66. (13) www.dukuritenegative.com.

Besarta Shatri

# Dhuna në shkolla (1)



Ç'ështja e dhunës ndaj nxënësve, preokupim i përgjithshëm i shoqërisë.

Çdoherë që marrim një gazetë ose shikojmë një rubrikë lajmesh televizive, ne bombardohemi nga ngjarje agresiviteti dhe dhune. Përleshja në Amerikën Qendrore, dhuna në Lindjen e Mesme, dhuna në Irlandën e Veriut, krimi në ShBA... Të gjitha këto na kujtojnë se njerëzit mund të jenë krijesa tepër agresive. Çfarë e shkakton atë? Si zhvillohet? Si mund të kontrollohet? Psikologët socialë janë venë në kërkim të përgjigjeve të këtyre pyetjeve (Pettijohn, 1997).

Dhuna, nga Organizata Botërore e Shëndetësisë është përcaktuar si përdorimi i qëllimshëm i forcës fizike apo fuqisë, duke e kërcënuar një person apo një grup ose një komunitet me forcë, e cila çon ose ka një mundësi të çojë në plagosje, vdekje, dhunë psikologjike, dëm apo privim, apo edhe keqzhvillim (WHO, 2008).

Shekuj më parë shkencëtarët janë përgjigjur në dy mënyra. Disa mbështetin idetë e filozofit të shekullit XVII-të, Thomas Hobbes, që argumentonte se njerëzit janë krijesa natyrore vicioze. Ai e quante specien tonë "Homo lupus", ose ujk njerëzor, dhe besonte se ne do ta vrisnim shumë shpejt njeri-tjetrin në qoftë se nuk do të na frenojë civilizimi. Disa të tjerë u mbështetën te teoria e Johan Lockut, "tabula rasa"! Ky mendonte se që nga lindja njeriu është një pllakë dylli ku përvoja lë përvojat e saj. Pra, ne mësojmë të bëhemi agresivë (Dragoti, 2004).

Këto mendime shpesh shfrytëzohen për arsyetimin e tezave sipas të cilave luftërat janë të pashmangshme, dhe se besimi në paqe të përhershme është iluzion, sepse paqja e përhershme është në kundërshtim me natyrën e njeriut (Rot, 1968).

Frojdi e konsideronte si një shtysë të lindur, të ngjashëm me urinë dhe etjen, që shtohet gradualisht derisa çlirohet. Sipas tij, një funksion i rëndësishëm i shoqërisë është kanalizimi i shtysës së agresionit apo dhunës në veprimtari konstruktive dhe shoqërisht të pranueshme, si sportet, debati dhe format e tjera të korrektimit (Morris & Maisto, 2008).

## Pasojat e dhunës

Globalisht, dhuna merr jetët e më shumë se 1.5 milion njerëzve në vit: 50% për shkak të vetëvrasjes, gati 35 % për shkak të vrasjeve, dhe vetëm mbi 12 % si rezultat i drejtpërdrejtë i luftës apo ndonjë forme tjetër të konfliktit. Për më tepër, dhuna shpesh ka pasoja të përjetshme për viktimat e shëndetit fizik dhe mendor dhe funksionimin social, dhe mund të ngadalësojë



zhvillimin ekonomik dhe shoqëror (WHO, 2008).

Tema e dhunës në shkollë është ajo që prek gjithë shoqërinë. Përveç ndërhyrjes në procesin e të mësuarit, efektet afatgjata të dhunës në shkollë ndikojnë te të gjithë ne. Statistikisht, fëmijët që angazhohen në sjellje ngacmimi kanë më shumë të ngjarë të bëhen kriminelë të rritur (Taub, 2002). Shumë fëmijë që shfaqin sjellje të dhunshme në shkollë janë të ekspozuar ndaj dhunës ose abuzimit jashtë shkollës, dhe mund kenë nevojë për ndihmë nga të rriturit. Shpeshherë profesionistët e shëndetit mendor të shkollave dhe punëtorët socialë janë ofruesit kryesorë të shërbimeve të shëndetit mendor për fëmijët (Stein, 2003).

### Dhuna fizike dhe psikologjike

Ushtruesi më i shpeshtë i dhunës fizike dhe psikologjike në shtëpi është nëna, ndërsa ushtruesi më i ashpër është babai. Nëna ushtron më shumë dhunë kur fëmijët janë më të vegjël, ndërsa babai ushtron më shumë kur fëmijët janë të rritur. Në përgjithësi, të rriturit meshkuj në shtëpi (babai, gjyshi) ushtrojnë më shumë dhunë fizike mbi pjesën tjetër mashkullore (fëmijët djem), ndërsa pjesa e rritur femërore (nënat, gjyshet, motrat më të rritura) ushtrojnë më shumë dhunë mbi pjesën tjetër femërore (fëmijët vajza). Ushtrues të dhunës fizike mbi fëmijët janë edhe fëmijët e tjerë. Kështu, në shkollë dhuna që nxënësit ushtrojnë mbi njëri-tjetrin është më e madhe sesa dhuna që mbi ta ushtrojnë mësueset, mësuesit dhe personat e tjerë. Përkatësisht, sipas radhës: 48 % nga njëri-tjetri, 19 % nga mësueset, 17.3 % nga mësuesit dhe 15.3 % nga njerëzit e tjerë në territoret e shkollës, dhe 0.80 % nga drejtuesit. Kështu ndodh edhe në institucionet e përkujdesjes. Brenda stafit mësimor, ushtruesit më të shpeshtë të dhunës fizike dhe psikologjike në shkollë janë mësueset. Ushtruesit më të ashpër të dhunës fizike dhe emocionale në shkollë janë mësuesit. Mësueset ushtrojnë më shumë dhunë fizike kundër nxënëseve, ndërsa mësuesit kundër nxënësve. Ushtrimi i dhunës kryhet sipas një modeli gjinor (Tamo & Karaj, 2006).

### Dallimet në bazë gjinore

Dallimet gjinore në agresion shpeshherë i hasim edhe në literaturën psikologjike. Një studim meta-analitik i 63 studimeve të shqyrtuara në dallimet gjinore në agresion të rritur ka konfirmuar këto gjetje, edhe pse dallimi i përgjithshëm në mes të meshkujve dhe femrave ishte i vogël (Eagley & Steffen, 1986).

Në anën tjetër studime tjera raportojnë se: Sipas Connor (2004), meshkujt janë më agresivë sesa femrat, në të gjitha llojet e kulturave, studimeve shkencore, dhe kategorive të agresionit.

Buss (2005) ka raportuar se meshkujt besohet se janë fizikisht më agresivë sesa femrat, që në moshë të hershme, dhe kryejnë shumicën e vrasjeve.

Në këtë mënyrë, gjinia luan një rol të rëndësishëm në agresionin e njeriut. Megjithatë, disa studime empirike kanë gjetur mospërputhje në agresionin e mashkullit dhe femres, që del të jetë më i theksuar në fëmijëri. Megjithatë, nuk ka dëshmi se meshkujt janë më të shpejtë sa i përket agresionit (Frey et al. 2009), dhe më të prirë sesa femrat për të shprehur agresionin fizikisht.

Sipas një studimi nga Dr. Jamal Akhtar dhe Dr. AKS Kushëaha (2015), djemtë dhe vajzat ndryshojnë në mënyrë të konsiderueshme në agresion. Rezultatet tregojnë se djemtë ishin më shumë agresivë sesa vajzat, siç na tregon edhe vlera mesatare e sjelljes agresive.

Është e qartë se rezultati i djemve rreth agresionit, e që është 11. 96 është dukshëm më i lartë se agresioni i femrave, të cilat kanë rezultat 6. 26.

T-raporti mes dy mjeteve është gjetur të jetë 8, 91, e që është e rëndësishme në nivelin 0. 01.

Dhuna në shkolla është raportuar si një nga problemet më të rëndësishme dhe shkatërruese shoqërore me të cilën përballen fëmijët e shkollës dhe prindërit e tyre, deri në atë masë sa shkollën e tyre e perceptojnë si një mjedis të pasigurt (Astor & Meyer, 2001).

### Dhuna në Shkolla

Dhuna ndërmjet moshatarëve është dukuri e shpeshtë. Ndjekja në shkolla dhe internate, ka qindra vjet që është e pranishme. Përshkrimet për ndjekjet i gjejmë në ditarët e nxënësve e të studentëve, por edhe në veprat letrare. Sigurisht se shumica e lexuesve do të kujtojnë format e ndjekjeve nga ana e moshatarëve nga shkollimi i tyre. Shkolla, profilet pedagogjike e psikologjike, kohët e fundit kësaj dukurie i kushtojnë rëndësi të veçantë (Kos, 2007).

Në shumë vende evropiane, si dhe në vende të tjera në mbarë botën, dhuna në shkollë ka marrë vëmendjen në komunitetet shkencore dhe në diskurset publike, për parandalimin e krimit (Elliot 1998; Debarbieux & Blaya, 2001; Smith, 2003). Ky interes për dhunën në shkollë është i shtyrë nga krimi i të miturve dhe sjelljet devijuese që po përshpejtojnë, ose të paktën po mbesin më të larta, në nivelet e shoqërisë moderne. Nëse shkolla si agjenci kyçe e shoqërimit nuk perceptohet më si strehë e sjelljeve të mira të vlerave njerëzore dhe qytetare, dhe si strategji e zgjidhjeve të konfliktit, por në vend të kësaj të ketë prirje për dhunë dhe sjellje

devijuese, ekziston frika se fëmijët dhe të rinjtë janë rritur në një mjedis që karakterizohet nga normat devijuese, ku ata përshtaten me zakonet e dhunshme dhe modelet e sjelljes devijuese që mund të konsolidohen dhe të intensifikohen, si dhe do ta dëmtojnë misionin e shkollave në lidhje me socializimin dhe edukimin e brezit të ri. Kështu, një vlerësim shkencor i shtrirjes dhe shkaqeve të dhunës në shkolla ka nevojë për t'iu përgjigjur pyetjeve se deri në ç'masë kjo frikë është e justifikueshme, deri në ç'masë dhuna është e përhapur në shkolla, si duhet të parandalohet dhuna në shkolla, dhe si të zhvillohen strategjitë e duhura të ndërhyrjes. (Chandras, 1999).

Prindërit zakonisht një kohë të gjatë nuk dinë, ose kurrë nuk e dinë, se fëmija i tyre në shkollë është i persekutuar dhe viktimë e dhunës së moshatarëve. Megjithatë, edhe më pak dinë për sjelljet e fëmijëve të tyre prindërit e persekutuesve. Ndërsa, shpesh ndodh që ata të njoftohen për sjelljet e fëmijëve vetëm pasi që ato të kenë marrë përmasa të akteve kriminale, kur tashmë të ketë intervenuar policia (Kos, 2007).

Dhuna në shkolla është raportuar si një nga problemet më të rëndësishme dhe më shkatërruese shoqërore me të cilën përballen fëmijët e shkollës dhe prindërit e tyre, në atë masë që perceptojnë shkollën e tyre si një mjedis të pasigurt (Astor & Meyer, 2001). Edhe pse dhunës në shkolla i jepet pak vëmendje, është një tjetër dimensioni i dhunës në shkollë, e që është viktimizimi i fëmijëve të shkollës nga mësuesit e tyre në sistemin shkollor, por që është mohuar ose nuk është raportuar (Astor & Meyer, 2001; Benhenishty, 2002).

Përcaktimi i dhunës psikologjike apo emocionale nuk është aq i lehtë për t'u bërë, sepse hulumtuesit nuk kanë rënë dakord me përkufizimin e saj. Më i vështirë është fakti se disa janë përpjekur për të bërë dallimin mes dhunës "emocionale" dhe "psikologjike", duke pretenduar se konceptet nuk janë domosdoshmërisht të njëjta. Më tej, O'Hagan,(1995) vërejti se dhuna psikologjike është përcaktuar si pengesë mendore (sidomos njohëse) dhe morale. Ky dallim në bazë të Glaser (2002) nuk është konsideruar të jetë i dobishëm, dhe që njohja dhe emocioni nuk janë të pavarur nga njëri-tjetri si njohës për vlerësimin e përvojës, si dhe kontribuojnë në përvojën emocionale dhe anasjelltas. Ajo që gjithashtu duhet të përmendet është se puna serioze rreth dhunës psikologjike nuk ka filluar deri në mes të viteve 1980, kur dy grupe të hetuesve: Garbarino dhe Hart (cituar në Kemp, 1998) u morën me interes të veçantë në këtë fushë. Dhuna ndaj fëmijëve zakonisht ngjall imazhet apo përshtypjet e abuzimit fizik, por dhuna psikologjike mund të jetë po aq e dëmshme - shpesh më shumë. Sipas studimit të OKB-së mbi Dhunën kundër Fëmijëve (UNVC, 2006: 91), çdo dhunë fizike dhe seksuale përfshin disa dëme psikologjike, por dhuna psikologjike gjithashtu mund të marrë formën e fyerjeve, emrin-thirrjen, injorimin, izolimin, refuzimin, kërcënimet, indiferencën emocionale që mund të jetë e dëmshme për zhvillimin psikologjik të fëmijës dhe mirëqenien e tij. Një studim në 2010 gjeti se përvojat e shpeshta të dhunës psikologjike nga prindërit, edhe në mungesë të dhunës fizike dhe pavarësisht nëse një dhunë e tillë është nga nënat ose babai, mund të vendosë afat të gjatë të shëndetit mendor te individi që është viktimë (Greenfield & Marks, 2010).

Dhuna psikologjike gjithashtu referohet si abuzim emocional apo abuzim mendor, dhe është një formë e abuzimit që karakterizohet nga ekspozimi ose nënshtrimi i një personi tjetër në një sjellje që mund të rezultojë në trauma psikologjike, duke përfshirë ankthin, depresionin kronik, apo çrregullimet post-traumatike të stresit. Një dhunë e tillë është e lidhur shpesh më situata të çekuilibruara të energjisë, të tilla si marrëdhëniet abuzive, ngacmimi, abuzimi i fëmijëve dhe abuzimi në vendin e punës. Nuk kishte pikëpamje apo konsensus në lidhje me përkufizimin e dhunës emocionale. Kështu që, klinikët dhe hulumtuesit kanë ofruar përkufizimet divergjente të dhunës emocionale (Thompson & Kaplan, 1996; Roland & O'Leary , 2000).



### Shenjat e dhunës në shkollë

Cilat janë shenjat dallese që mund të alarmojnë familjen apo shokët ndaj një dhune të mundshme?

Mungesa e lidhjeve shoqërore, fshehja e emocioneve, tërheqja (të qenit zakonisht i fshehtë dhe asocial) heshtja, inati, shtimi i gënjeshtrave, zënkat më shokët, vigjilenca e tepruar dhe mizoria ndaj fëmijëve të tjerë dhe kafshëve; të gjithë këta faktor duhet të jenë shkak për t'u shqetësuar (Morris & Masito, 2008).

Të gjitha format e veprimtarisë dhe të sjelljes së njeriut, që i sjellin lëndime psikike dhe fizike, madje edhe asgjësime të tyre, sipas psikologeve rrjedhin nga motivi i agresivitetit të njeriut, e që buron nga elementet instinktiv (Nushi, 2002).

Fëmija i përndjekur ka vështirësi të shumta emocionale, të cilat nuk mund të tregohen me shenja të ndryshme, siç janë: çrregullimi i ëndrrave, ankthi i natës, shqetësimet, frikësimet e tepërta, pikëllimi, vetmia, humbja e oreksit, suksesi i dobët në shkollë, mendimet dhe tentimet për vetëvrasje. Por, përveç shenjave që tregojnë se fjala ka goditje emocionale jospecifike, ekzistojnë edhe tregues që nxisin dyshimin se fëmija është viktimë e përndjekjeve dhe dhunës nga ana e moshatareve:

Nxënësi ka frikë të shkojë në shkollë, mund ta zhvillojë fobinë e vërtetë shkollore;

Nganjëherë është frika e rrugës për shkollë, ku pret që të jetë i sulmuar dhe duhet të gjejë rrugë të tjera jo të zakonshme për në shkollë;

Kthehet nga shkolla me rroba të shqyera ose të përlyera, dhe me gjerat shkollore të shkatërruara, shpesh edhe i mungojnë disa nga gjërat;

Shpesh u lutet prindërve për t'i dhënë të holla, shpesh i "humb" ato, e nganjëherë u vjedh prindërve të holla ose gjëra me vlerë për t'i pajtuar dhunuesit;

Shpesh kthehet në shtëpi me shenja të lëndimeve të lehta trupore;

Moshatarët nuk e vizitojnë, dhe ai është i izoluar në rrafshin social;

Nuk dëshiron të flasë për atë se çfarë po i ndodh, ose jep shpjegime jo bindëse (Kos, 2007).

### Adoleshenca dhe roli i shkollës

Në fillim të shekullit XX-të shumë njerëz e shihnin adoleshencën si një periudhë me paqëndrueshmëri të madhe dhe emocione të forta. Për shembull, G. Stanley Hall (1904), një nga psikologët e parë, adoleshencën e portretizon si një periudhë "stuhie dhe stresi", e mbushur me vuajtje, pasione dhe rebelizëm kundër autoritetit dhe të rriturve (Morris & Maisto, 2008).

Shkolla është një nga institucionet ekstrafamiljare të cilës shoqëria i ka besuar detyrën më të rëndësishme, përgatitjen e të rinjve për jetën shoqërore. Përpara shumë kohësh, në traditën tonë, për vetë kushtet e jetesës e në rrethe të mbyllura, kjo ishte vetëm detyrë e familjes, e fare pak e rrethit shoqëror. Ndërsa sot, me zhvillimin e gjithanshëm, me hapjen e shoqërisë, shkollës i kërkohet edhe ky rol. Pra, tani janë familja dhe shkolla që përgjigjen, sipas disa raporteve të reja që janë vendosur për edukimin e brezit të ri, me njohuritë, aftësitë dhe shprehitë më të domosdoshme, për t'i bërë ata qytetarë të devotshëm për shoqërinë. Shkolla është mjedisi ku mësohet, këtu realizohet hyrja në marrëdhënie më të barabartë, për të fituar elemente që të rinjtë i lejojnë të bëhen protagonistë të mjedisit kulturor ku ata kanë lindur e rriten. Nga pjesëmarrja shoqërore rrjedh roli i njohur shoqëror. Edhe në pjesën më të madhe të testimeve të zhvilluara, shkolla është vlerësuar për rolin e saj në këto drejtime. Ajo mbahet edhe si një nga përvojat më të vështira për t'u përballuar. Kjo për faktorë që lidhen me familjen, komunitetin dhe vetë nivelin e shkollës (Kaza, 2006).

Qëllimi parësor në këtë punim është që të matet hipoteza e parë, për të cilën supozohet se qëndron: Nxënës të gjinisë femrore shprehin shkallë të lartë viktimizimi, më tepër se nxënës të gjinisë mashkullore.

Qëllim tjetër në këtë punim është që të matet hipoteza e dytë e këtij punimi, e cila gjithashtu supozohet se qëndron: Meshkujt në shkolla janë më të ashpër dhe më të dhunshëm se bashkëmoshataret e tyre, femrat.

Nëse perceptojmë ose mendojmë për gjendjen në shkolla, e posaçërisht për dukurinë e dhunës në shkolla, qoftë në mënyrë vizuale apo auditive, lirisht mund të konstatojmë se bartës të dhunës zakonisht janë nxënësit me shfaqje të dobët në rezultatet mësimore, të cilët aktivitetin e ulët të tyre në mësim e aktivizojnë në probleme, madje shpeshherë edhe duke shkaktuar dhunë ndaj shokëve apo shoqeve, për qëllime dhe motive të ndryshme, e shpeshherë të paarsyeshme. Ndërsa, nëse ketë dukuri e kërkojmë te gjinia, pa dyshim se meshkujt janë ata që i prijnë bindshëm ashpërsisë dhe sjelljes së dhunshme ndaj moshatarëve të tyre. Në këtë hulumtim priten rezultate që e vërtetojnë supozimin tonë, pra se nxënësit e dobët në mësime dhe ata problematikë, janë edhe të dhunshëm. Gjithashtu priten edhe rezultate që dëshmojnë se meshkujt janë të dhunshëm, dhe kjo jo vetëm në shkollë. *(vazhdon)*

Dr. Bernard Tahirbegolli (PhDc)



# Aspekte të institucionit të sigurimeve shëndetësore dhe sociale në Islam

Në një meditim të thjeshtë rreth antropologjisë dhe organizimit të shoqërive mund të konkludohet se gjatë jetës së tij njeriu ballafaqohet me rreziqe të ndryshme sociale dhe shëndetësore. Në kultura të ndryshme, e edhe në Islam, që nga ditët e para e deri në kohët moderne, kanë ekzistuar dhe ekzistojnë forma të ndryshme të ndihmave sociale, të përshtatshme me kushtet dhe rrethanat e kohës. Ajo që dikur është bërë në formë të fondit social vullnetar me kohë ka ndryshuar dhe është shndërruar në një formë institucionale dhe të rregulluar edhe juridikisht, duke pasur për qëllim sigurimin e një barazie sociale përmes së cilës synohet të përmirësohet kualiteti i jetës së njeriut.

Koncepti i sigurimeve shëndetësore dhe sociale nënkupton që, në rast të ndonjë fatkeqësie apo sëmundjeje, të mbulohen nevojat për kthimin e gjendjes së më parshme. Këto nevoja mund të jenë si ilaçe, para për shërbime shëndetësore, ose edhe nevoja të tjera për strehim dhe ushqim.

Në ditët e sotme financimi i sistemit shëndetësor pothuajse nuk mund të planifikohet pa linjën e sigurimeve shëndetësore. Shtete të ndryshme e realizojnë këtë në forma të ndryshme të mbledhjes së taksave nga qytetarët. Por jo gjithë shtetet në botë kanë arritë të sigurojnë instalimin e sistemit të sigurimeve shëndetësore. Ndërsa ato shtete që veç e kanë të instaluar sistemin e sigurimeve shëndetësore, mbesin të sfiduara që të sigurojnë mbulueshmëri 100 % të qytetarëve të vet.

Përderisa në vendet me zhvillim të vogël ekonomik një gjë e tillë pothuajse nuk është as pikë e rendit të ditës, në vendet e zhvilluara dhe ato në zhvillim qytetarët, për të marrë një shërbim më kualitativ e ndonjëherë VIP, drejtohen drejt sigurimeve shëndetësore shtesë, apo private. Thënë troç, në sistemin e sigurimeve shëndetësore, dhe këtu aludojmë për atë publik e të siguruar nga shteti, ata që kanë të ardhuara të mjaftueshme paguajnë vetë, ndërsa ata që nuk kanë mjaft të ardhura apo hyjnë në kategorinë e të varfërve, për ta paguan shteti, pra shuma të caktuara mujore, duke i mbuluar kështu shpenzimet e shërbimeve shëndetësore dhe trajtimeve në rast të sëmundjeve apo edhe kompenzime materiale në rast të ndonjë fatkeqësie, ku dëmtohet shëndeti dhe gjendja sociale e qytetarit.

Vlen të theksohet se sigurimet shëndetësore kryesisht



organizohen në formë të detyruar, dhe me të obligohen të gjithë qytetarët e vendit. Ndërsa, sa i takon elementit financiar, asnjë sistem i sigurimit shëndetësor publik nuk përmban qëllime të përfitimit komercial, dhe se pa ndihmën dhe pjesën e trasfereve shtesë të financave të shtetit zor se do të mund ta sigurojë një vazhdimësi të punës së vet.

Duke dashur që t'i referohemi burimeve themelore të Islamit rreth urdhrave dhe thirrjeve për ndihmesat reciproke dhe përgjegjësitë shoqërore, mund të përmendim ajetet kuranore:

"Lëmosha e zekatit është vetëm për të varfrit, për nevojtarët, për ata që janë ngarkuar me mbledhjen dhe administrimin e tij, për lirimin e skllevërve, për të rënduarit nga borxhet, për (luftëtarët në) rrugën e Allahut, dhe për udhëtarët e mbetur rrugëve..."[1]; "A dëshiron ndonjëri nga ju që, duke qenë i moshuar e me fëmijë të mitur e të pambrojtur, kopshti i tij plot palma hurmash, vreshta e gjithfarëlloj frutash, dhe i ujitur nga lumenj rrjedhës, të digjet nga një stuhi zjarri?! Ja, kështu Allahu jua shpjegon shpalljet e Tij, me qëllim që të mendoni."[2]; "…ndihmojeni njëri-tjetrin në punë të mira dhe në të ruajturit nga të këqijat, dhe jo në gjynahe dhe armiqësi...!"[3]; "Besimtarët dhe besimtaret janë miq për njëri-tjetrin.Ata urdhërojnë që të bëhen vepra të mira, dhe i ndalojnë të këqijat."[4]; "Adhurojeni Allahun dhe mos i shoqëroni Atij asgjë (në adhurim); silluni mirë me prindërit, të afërmit, jetimët, të varfrit, fqinjët e afërt dhe të largët, me atë që keni pranë, me udhëtarin (që ka mbetur ngushtë) dhe me ata që janë robër nën pushtetin tuaj. Në të vërtetë Allahu nuk i do njerëzit arrogantë e mburravecë."[5]

E nga hadithet e Pejgamberit a.s., e që bëjnë thirrje për ndihmë shoqërore, mund të veçojmë:

"Myslimani është vëlla i myslimanit, nuk i bën padrejtësi, nuk e lë në baltë, nuk e gënjen dhe nuk e përçmon atë."(Muslimi); "Myslimanët janë si një trup, nëse një pjesë sëmuret, gjithë trupi e ndien dhembjen." (Muslimi).



**Vëllazërimi i ensarëve dhe muhaxhirëve**

Në këtë linjë është edhe çështja historike e vëllazërimit të ensarëve dhe muhaxhirëve në Medinë, që jo vetëm se është një shembull kulmor në këtë aspekt, por është edhe një temë studimi në vete, sepse është rast sui generis i vëllazërimit dhe marrjes përsipër të mbulimit të sigurimit shëndetësor e social, me një dashuri të paparë në histori. Gjithashtu, edhe Marrëveshja e Medinës përmban elemente që mund të konsiderohen si të parat e sigurimeve sociale, ngase në vete përmban pjesë ku flitet për kompensimin që duhet bërë familjes në rast të lëndimit apo vrasjes pa dashje të një anëtari të saj, shuma që duhet paguar për lirimin e pengjeve të luftës, shumën që duhet paguar për lirimin e myslimanëve që janë në kushte shumë të vështira, etj.[6]

Sipas studiuesit Sağlam, institucionet që janë funksionalizuar në Islam si rjedhojë e urdhrave dhe parimeve për ndihmë mes vete, duke dhënë shërbime sociale dhe shëndetësore ndër shekuj, janë: parimi i vëllazërisë, institucioni i familjes, institucioni shtetëror i Akile's dhe Kasame's, zekati dhe sadakatulfitri dhe sistemi i vakëfeve dhe fondeve.[7]

Derisa është ndier nevoja, pas revolucionit industrial, dhe derisa është bërë planifikimi dhe organizimi i siguri-

meve shëndetësore moderne në shumë vende ku jetojnë myslimanët, një nevojë e tillë për sigurime shëndetësore është mbuluar në forma të ndryshme të organizimit, qofshin ato vakëfe apo në formë të zekatit. Madje, institucioni i zekatit dhe vakëfeve mund të themi që akoma po e ruan një pozitë të rëndësishme në këtë aspekt.

Sipas mësimeve kuranore dijetarit Jusuf Kardavi, institucioni i zekatit në Islam siguron shërbime të sigurimit në tetë sektorë të ndryshëm, siç janë: sigurimi nga varfëria, sigurimi në rast të nevojës, sigurimi i punës, sigurimi i fesë, sigurimi i lirisë, sigurim i borxhit, sigurimi i xhihadit dhe zhvillimit, dhe sigurimi i misafirllëkut.[8] Gjithashtu, ky shton se sistemet e sotme të sigurimeve sociale kanë baza nga zekati, dhe se zekati është institucioni i parë i sigurimeve sociale.[9]

Nëse e bëjmë një krahasim kohor të së drejtës për siguri sociale dhe mbulim universal, apo 100 % të qytetarëve me sigurime shëndetësore, që proklamohet sot dhe është ndër fundamentet e sigurimeve shëndetësore publike moderne, me periudhën e hershme, kur në krye të shtetit islam ishte Omeri r.a., do shohim shumë ngjashmëri. Sistemi i sigurimeve sociale dhe i pagave i instaluar në atë kohë nuk ka bërë ndasi fetare, duke siguruar që gjithë qytetarët t'i gëzojnë ato mundësi.[10]

Institucioni apo sistemi i "Akile-s" dhe më vonë ai i "Divan-it", të themeluar në periudhat e para të shtetit islam, kanë shumë ngjashmëri me shërbimet e sigurimeve shëndetësore të kohës moderne. Por, ka edhe dallime oraganizative dhe administrative. Shikuar në aspektin historik, është mirë që të kihet parasysh se bëhet fjalë për dy periudha shumë të ndryshme, si nga jeta ashtu edhe rethanat e tjera, siç është, për shembull, shitblerja. Në atë kohë shitblerja bëhej mall me mall, ku njëri jepte patate e tjetri qepë. Sot një numër i madh i shteteve kanë paranë e tyre, dhe vlera e mallarave dhe e parasë është në një ndryshueshmëri të vazhdueshme. Kësaj duhet shtuar edhe dendësinë e popullsisë dhe gjerësinë gjeografike të hapësirave të banimit, strukturën e popullsisë dhe problemet tjera të kohës. Kjo reflekton për një nevojë të një organizimi më adekuat që i përshtatet nevojave dhe dinamikës së kohës.

### Sigurimet sociale

Në ditët e sotme sigurimet janë institucione të sistemit të sigurimeve sociale, që në përgjithësi i përmbushin nevojat e individëve dhe shoqërive, kanë një numër të madh të dobive tregtare dhe ekonomike, zbusin dëmet nga fatkeqësitë dhe, në kuptimin klasik, kanë rrjedhë dhe janë zhvilluar në vend të sistemit të Akile-s, duke iu përshtatur nevojave dinamike të kohës.[11]

Si pjesë të politikave sociale, Pejgamberi a.s. nuk e ka parë problem që sistemin e Akile-s, të praktikuar më herët nga paganët, ta institucionalizojë dhe ta shndërrojë në praktikë të shtetit islam, praktikë kjo që u vazhdua me shekuj, e sipas nevojës edhe u zgjerua me nëndegë, apo thënë më mirë, me organizime sektoriale, siç ishin, për shembull, fondet apo vakëfet e zejtarëve në kohën e Perandorisë Osmane. Kjo praktikë gjatë asaj periudhe ishte zgjeruar në çdo sektor të jetës, saqë ka prej studiuesve që thonë se nuk ka edhe një sektor të vetëm e që nuk ka pasur vakëfet e veta të sektorit, e që kanë shërbyer për ndihma reciproke të shoqërisë përkatëse.

Në kohën moderne një pjesë e mendimtarëve islamë nuk e konsiderojnë të lejuar sistemin e sigurimeve shëndetësore të praktikuar nga vendet e zhvilluara perëndimore.

Ndërsa, shumica e mendimtarëve këtë nuk e shohin problem, dhe e konsiderojnë të lejuar, ngase në thelb qëndron ndihmesa në situata të padëshirueshme, siç është sëmundja dhe fatkeqësia, dhe duke shtuar se kjo nuk ka për qëllim përfitimin komercial nga ana e shtetit.

Sa i takon sigurimeve shëndetësore vullnetare private, pothuajse ekziston një pajtim se nuk janë të lejuara, e si argument marrin qëllimin që fshihet pas këtyre sigurimeve, që është përfitimi komercial dhe, në veçanti, kamata rrjedhëse, e që është pjesë e pagesave.

Duhet theksuar se në një hulumtim të studiuesit Dalgın, të bërë rreth sigurimeve reciproke, lloj sigurimi ky që praktikohet në disa vende, siç është Malejzia, Sudani, Tunizia etj., edhe te sigurimi i lartcekur në parim ka ndihmesën reciproke, dhe është konstatuar se nuk ka kamatë si pjesë të pagesave dhe, po ashtu nuk ka qëllime të përfitimeve ekonomike në kontrata, si dhe në thelbin e sistemit të pagesave synohet ndihma reciproke në raste të mungesës së shëndetit dhe dëmeve, e që çon deri te konstatimi se nuk hyn në kategori të ndaluar.[12]

(1) Et Teubeh, 60. (2) El Bekare, 266. (3) El Maide, 2 . (4) Et Teube, 71. (5) En Nisa, 36. (6) Medine Sözleşmesi Md. 3-12 arası. shik. İbn Hişam, el-Sire el-Nebeviyye, Mısır 1936; II, f. 147-148; Talas Cahit, İctimâi İktisat Dersleri, Ankara 1960, f. 399; Muhammet Hamidullah, İslâm Peygamberi, I. f.197. (7) Hadi Sağlam, İslâm Hukuk Tarihinde Sosyal Güvenlik Kurumları Ve Sosyal Yardımlaşma Ve Dayanışma Teknikleri, http://ëëë.e-akademi.org/, [E arritur më: 10.10.2015]. (8) Kardâvi Yusuf, Fıkhu'z-Zekat, Beyrut 1991, II. s. 880 vd; aynı müellifin, İslâm'da Helal ve Haram, s. 394; Attar, a.g.e, f. 40-74. (9) Kardâvi Yusuf, Karârâtün fi'l- İktisâdi'l-İslâmi, Kral Abdülaziz Üniversitesi, Cidde, 1987, f. 176. 10) Ebu Yusuf Yakub b. İbrahim, Kitabu'l-Harac, 2. Baskı , Kahire 1933, f. 46-50; Yeniçeri İslâm'da Devlet Bütçesi, s. 92-382; Maaş verilen askerler için tutulan defter hak. shik. Ebu Dâvud, Harac,f 17-18. (11) Hadi SAĞLAM , İslâm Hukuk Tarihindeki Âkile Bugünün Sigortasi Midir?, Cumhuriyet Üniversitesi İlahiyat Fakültesi Dergisi, 2011, v.15. Nr: 1. (12) Nihat DALGIN, Mutual Insurance in Terms of Islamic Law, İslami Araştırmalar Dergisi, v.16, nr:4, 2003, f:615-629, ISSN 1300-0373.

# Vizita e myftiut Tërnava në Arabinë Saudite

**Qëndrimi në Mekë**

Me ftesë të ministrit për Vakëfe dhe Çështje Fetare, Dr. Saleh Abdulaziz Al Sheikh, myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava, qëndroi për vizitë pune në Arabisë Saudite, ndërsa në këtë vizitë u shoqërua nga Isa ef. Tërshani dhe Shani ef. Sylka, anëtarë të Kryesisë, dhe Besim ef. Mehmeti, asistent në kabinetin e myftiut.



*Myftiu në takim me ministrin për Çështje Fetare dhe Vakëfe Dr. Saleh Al Sheikh*

Me të arritur në Arabinë Saudite, ku myftiut iu organizua pritje protokollare nga protokolli mbretëror, myftiu me bashkëpunëtorë fillimisht qëndruan në Mekë, ku në Qabenë e madhëruar realizuan ritualet e umres.

Gjatë qëndrimit në Mekë myftiu vizitoi fabrikën e prodhimit të mbulesës së Qabesë "Kisve", ku u prit nga drejtori gjeneral, Dr. Muhamed bin Abdullah Bagjura. Gjatë takimit myftiu u informua me historikun e prodhimit të mbulesës së Qabesë, nga kohët e lashta e deri në themelimin e kësaj fabrike, me urdhër mbretëror. Ai gjithashtu u njoftua me procesin e prodhimit të mbulesës, nga lënda e parë dhe importimi i saj, e pastaj cikli i përpunimit dhe arritjes deri te fundi i procesit. Pas takimit vëllazëror myftiu u shoqërua në ambientet e fabrikës, duke u njoftuar nga afër me proceset e prodhimit të mbulesës së Qabesë për vitin 1438 h., e që do të vendoset më 9 Dhul Hixhe, 1438 h.

Gjatë qëndrimit në Mekë delegacioni vizitoi edhe muzeun e dy haremeve. Aty u pritën nga udhëheqësit e muzeut, ku u njoftuan me historikun e dy haremeve të shenjta dhe zhvillimin e tyre gjatë historisë. Delegacioni pati rastin që nga afër të shohë edhe disa monumente të ekspozuara në muze.

**Qëndrimi në Medinë**

Pas vizitës në Mekë, delegacioni vizitoi Medinën e ndritshme. Aty vizituan xhaminë e Pejgamberit a.s., si dhe patën rastin të falin namaz në Ravda Sherife.

Gjatë qëndrimit në Medinë myftiu zhvilloi një vizitë në Kompleksin Mbreti Fahad, që merret me shtypjen e Kuranit kerimit, e që administrohet nga Ministria për Vakëfe dhe Çështje Fetare. Aty myftiu u prit nga sekretari gjeneral, Dr. Muhamed Al-Ovfi. Në takim mes dy palëve myf-



*Myftiu gjatë vizitës në fabrikën e prodhimit të mbulesës së Qabesë "Kisve" në Mekë*



*Myftiu Tërnava në takim me Dr. Muhamed Al-Ovfi*



*Myftiu Tërnava në takim me sekretarin gjeneral të RABITA-s, Dr. Abdul Muhsin Al Turki.*

tiu potencoi nevojën e madhe për Kurani kerimin në gjuhën shqipe, dhe kështu përcolli kërkesat e shumta nga qytetarët e Kosovës. Myftiu u njoftua me ecurinë e punëve në këtë kompleks që përkujdeset për botimin, shtypjet dhe shpërndarjen e Kuranit anekënd globit, në më shumë se 76 gjuhë të botës. Pas takimit delegacioni vizitoi sektorët e kompleksit, duke u informuar nga afër edhe me punën dhe procesin e botimit.

### Qëndrimi në Rijad

Myftiu Tërnava, pas qëndrimit në Medinë, vizitoi kryeqytetin e Arabisë Saudite Rijadin. Në Rijad, më 21 tetor 2015, myftiu Tërnava u prit nga sekretari gjeneral i RABITA-s, Dr. Abdul Muhsin Al Turki.

Myftiu fillimisht falënderoi Dr. Turkin dhe organizatën që ai udhëheq, si dhe qeverinë e Arabisë Saudite, për përkrahjen e Kosovës dhe lobimin e tyre për njohje të saj në arenën ndërkombëtare. Myftiu i kërkoi nga nikoqirit që edhe në të ardhmen të vazhdojë përkrahjen dhe mbështetjen për Kosovën. Gjatë takimi myftiu Tërnava një theks të veçantë ia kushtoi rëndësisë që për Kosovën ka përkrahja për pranim në UNESCO, duke theksuar kërkesën për përkrahej dhe mbështetje nga RABITA për këtë nismë. Gjithashtu myftiu e informoi sekretarin me historikun, funksionimin, projektet dhe sfidat që ka Bashkësia Islame e Kosovës.

Në fund të dy palët u dakorduan për thellim të bashkëpunimit dhe koordinim të fushave të organizimit të disa projekteve të përbashkëta në Kosova.

Po më 21.10.2015 myftiu u prit edhe nga myftiu i Arabisë Saudite, Abdulaziz Al Sheikh, pra në zyrën e tij në Riad, të cilin myftiu e informoi me objektivat e Bashkësisë Islame dhe angazhimet e saj në organizimin e jetës fetare, duke theksuar nevojën për bashkëpunim edhe më të madh. Të pranishëm në takim ishin edhe anëtarët e komisionit për fetva të Arabisë Saudite.

Gjatë qëndrimit në Rijad myftiu Tërnava vizitoi edhe ambasadën e Kosovës, ku u prit nga ambasadori Rexhep Boja me stafin e tij. Po ashtu myftiu vizitoi edhe ambasadën e Shqipërisë në Arabinë Saudite, ku u prit nga ambasadori z. Sami Shiba.

### Takimi në Ministrinë për Çështje Fetare dhe Vakëfe në qeverinë e Arabisë Saudite

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava u prit nga Ministri për Çështje Fetare dhe Vakëfe në qeverinë e Arabisë Saudite, në Rijad, Dr. Saleh Al Sheikh, të cilin Myftiu fillimisht e falënderoi për bashkëpunimin me BIK-un, si dhe për gatishmërinë që ky bashkëpunim të vazhdojë edhe më tej. Myftiu gjithashtu e falënderoi ministrin edhe për ndihmën dhe mbështetjen që qeveria e Arabisë Saudite ia ka dhënë Kosovës në arenën ndërkombëtare. Me këtë rast myftiu edhe një herë kërkoi përkrahjen dhe ndikimin e Arabisë Saudite për pranimin e Kosovës në UNESCO.

Në takim, ndër të tjera, myftiu e informoi ministrin me historikun, funksionimin, projektet dhe sfidat që ka Bashkësia Islame e Kosovës.



*Myftiu Tërnava në takim me myftiun e Saudisë Al Sheikh*

Nga ana e tij, ministri Al Sheikh shprehu përkushtimin e tij dhe të dikasterit që ai e drejton për thellimin e bashkëpunimit dhe përkrahjen e BIK-ut, në realizmin e projekteve që kanë të bëjnë me vakëfe.

Të dy bashkëbiseduesit u dakorduan për nënshkrimin e një memorandumi për bashkëpunim në mes të dy institucioneve.

Në fund të takimit myftiu e ftoi ministrin për një vizitë në Kosovë, gjë të cilën ai e mirëpriti, duke premtuar që në një të ardhme të afërt ta vizitojë Kosovën.

Gjithashtu myftiu zhvilloi një takim pune edhe me zv/ministri, Dr. Abdurrahman Al Ghannam, në një takim të veçantë, ku të pranishëm ishin të gjithë drejtorët e ministrisë. Aty u diskutuan fushat e bashkëpunimit mes dy institucioneve, në çështje të interesit të përbashkët.

Vizita e myftiut të Kosovës në Rijad u përcoll me vëmendje edhe nga mediat vendore të Arabisë Saudite. Gjatë qëndrimit myftiu Tërnava zhvilloi disa intervista me disa nga mediumet e Arabisë Saudite.

*(Besim Mehmeti)*



*Myftiu Tërnava në takim me ambasadorin Boja*

# Myftiu Tërnava vizitoi Katarin

Me ftesë të ministrit për Vakëfe dhe Çështje Fetare të qeverisë së Katarit - Gaith Al Kevari, myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava zhvilloi një vizitë zyrtare nga 5 - 8 tetor 2015 në kryeqytetin e Katarit - Doha, ku zhvilloi një sërë takimesh të nivelit të lartë.

Fillimisht më 5 tetor 2015, myftiu Tërnava vizitoi Ministrinë e Vakëfeve dhe Çështjeve Fetare, ku u prit nga Ministri Gaith Al Kevari me bashkëpunëtorë.

Fillimisht ministri Al Kevari i uroi mirëseardhje myftiut Tërnava, ndërsa myftiu, pasi e falënderoi për pritjen, edhe kësaj radhe shprehu falënderimin për qeverinë dhe popullin e Katarit, për mbështetjen e Kosovës dhe popullit të saj në të gjitha fazat që ka kaluar vendi ynë.

"Populli ynë është mirënjohës për përkrahjen dhe ndihmën që keni dhënë për Kosovën para, gjatë dhe tani pas luftës, për se ju jemi mirënjohës. Ne presim që përkrahja dhe mbështetja juaj do të vazhdojë edhe tani, por në forma tjera. Vendi im ka shënuar rezultate të mëdha në fushën e shtetndërtimit, duke u bërë një storie e suksesit dhe shembullit të mirë. Të gjitha i kemi arritur në bashkëpunim të plotë me miqtë tanë ndërkombëtarë, e një ndër miqtë tanë në arenën ndërkombëtare ka qenë dhe është emiri dhe qeveria juaj.

Tani presim nga qeveria juaj mbështetje në fushën e investimeve, ku ju mund të ndihmoni që Kosova të ketë zhvillimit dhe mirëqenie ekonomike e sociale", tha veç tjerash myftiu Tërnava.

Më pas myftiu e njohu ministrin me historikun, funksionimin, projektet dhe sfidat që ka Bashkësia Islame e Kosovës. Po ashtu biseduan për mundësinë e financimit të projekteve që kanë të bëjnë me vakëfet dhe projektet që i përkasin rregullimit të infrastrukturës së BIK-ut.

Ministri Al Kevari në fjalën e tij tha se Ministria e Vakëfeve e Katarit në të ardhmen do të rrisë bashkëpunimin me Bashkësinë Islame të Kosovës.

Pas takimin me ministrin, myftiu Tërnava u prit edhe nga Haled Al Ganem - drejtor për Çështje Islame në Ministrin e Vakëfeve. Në takim u diskutuan mënyrat e bashkëpunimit mes dy institucioneve relevante.

Gjatë qëndrimit në Doha, myftiu vizitoi shoqatën humanitare më të madhe në vend "Qatar Charity", ku u prit nga drejtori ekzekutiv i Shoqatës dr. Jusuf Al-Kevari. Në takim me drejtorin Al-Kevari, myftiu Tërnava e falënderoi për aktivitet e këtij fondacioni në vendin



*Myftiu Tërnava në takim me ministrin Al Kevari*



*Myftiu Tërnava në Drejtorinë e Vakëfeve*




*Myftiu Tërnava në qendrën Fanar*

tonë, dhe kërkoi që të shtohet bashkëpunimi me Bashkësinë Islame, për ngritjen e kapaciteteve të vakëfeve dhe kujdesit ndaj atyre që kanë nevojë.

Më 6 tetor Myftiu Tërnava vizitoi Qendrën Kulturore "Abdullah Bin Zejd-Al Fanar", ku u prit nga drejtori z. Naser Al-Sullijti, i cili e informoi myftiun me historikun dhe aktivitet e Qendrës, ndërsa edhe myftiu më pas e informoi me historikun dhe funksionimin e BIK.

Myftiu në fjalën e tij një vëmendje të posaçme i kushtoi trashëgimisë kulturore që ka Kosova, duke potencuar edhe rëndësinë që paraqesin dorëshkrimet orientale, që ruhen në bibliotekën qendrore të BIK-ut.



*Myftiu Tërnava gjatë vizitës në "Sunduk Zekat"*

Po këtë ditë myftiu vizitoi edhe Drejtorinë e Vakëfeve të Katarit, ku u prit nga drejtori i saj Sheik Haled bin-Muhamed Al Thani, i cili i dëshiroi mirëseardhje dhe e informoi me aktivitetin e Drejtorisë së Vakëfeve. Drejtori u interesua edhe për gjendjen e vakëfeve në Kosovë.

"Krijimi i vakëfeve në Kosovë ka një histori shekullore, mirëpo për fatin tonë të keq vakëfet që i krijuan të parët tanë gjatë sistemit monist janë uzurpuar e nacionalizuar, gjë që e ka bërë të vështirë funksionim normal të BIK-ut", tha myftiu Tërnava.

Myftiu gjithashtu e informoi nikoqirin edhe me arritjet që ka shënuar BIK-u në krijim e vakëfeve të reja, si dhe paraqiti një sërë projektesh për financim nga Drejtoria e Vakëfeve e Katarit. Dy bashkëbiseduesit u dakorduan që të shtojnë edhe më nivelin e bashkëpunimit në mes dy institucioneve respektive.

Më 7 nëntor 2015, myftiu vizitoi fondacionin "Sheikh Eid Charitable Asasociation", ku u prit nga drejtori



*Myftiu Tërnava në takim me z. Ali Suvejdi*

i saj z. Ali Suvejdi. Myfti Tërnava e falënderoi për aktivitet e këtij fondacioni në vendin tonë, në projekte të ndryshme, dhe kërkoi që të shtohet bashkëpunimi me Bashkësinë Islame, për ngritjen e kapaciteteve të vakëfeve dhe kujdesit ndaj atyre që kanë nevojë.

Ndërsa, më 8 tetor vizitoi "Fondin e Zekatit" (Zeka Fund) dhe fondacion "RAF".

Gjatë vizitës në Katar, myftiu Tërnava u shoqërua nga z. Ramadan Shkodra, gazetar i redaksisë dhe z.Besim Mehmeti, asistent në kabinetin e myftiut.

*Përgatiti: Ramadan Shkodra & Besim Mehmeti*

### Presidenti i Austrisë vizitoi xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren

Gjatë vizitës në Kosovës, presidenti i Austrisë, Hainc Fisher, që shoqërohej edhe nga nikoqiri, presidentja e Kosovës znj. Atifete Jahjaga, më 29 tetor, përveç tjerash, në qytetin e Prizrenit vizitoi edhe katedralen katolike dhe xhaminë "Sinan Pasha".

Në katedralen katolike presidenti austriak, Hainc Fisher, dhe nikoqirja Jahjaga, u priten nga paria e Ipeshkvisë, të prirë nga ipeshkvi Dodë Gjergji, ndërsa në xhaminë "Sinan Pasha" i priti vetë myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë dhe përfaqësues nga Këshilli i BI-së në Prizren. Pasi myftiu Tërnava me bashkëpunëtorë i uruan mirëseardhje presidentit austriak, atë e informuan dhe me historikun e xhamisë.

Gjatë vizitës në xhami Presidenti i Austrinë, Hainc Fisher tha se kishte dëgjuar e lexuar për Prizrenin, por vetëm tani kishte arritur ta kuptojë një gjë: "Një mijë rrëfime nuk e kanë vlerën e një vizite si kjo e sotmja, në këtë vend të bukur", tha presidenti Hainc Fisher.*(R.SH).*



*Presidenti Fisher gjatë vizitës së xhamisë "Sinan Pasha"*

### Myftiu Tërnava letër shejhul Az'harit dhe sekretarit gjeneral të Organizatës për Bashkëpunim Islamik

*Ndihmoni Kosovën për anëtarësim në UNESKO!*

Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava i ka dërguar letër autoritetit më të lartë fetar në Egjipt, shejhul Az'har-it, hirësisë së tij, Ahmed Muhamed Ahmed Et-Tajib, të cilit i ka kërkuar që ta përdorë autoritetin e tij te qeveria e Egjiptit, për ta përkrahur pranimin e Kosovës në UNESKO.

Në letrën drejtuar shejhul Az'harit, myftiu Tërnava ia



rikujton të kaluarën e Kosovës, si dhe gatishmërinë e vendit tonë për të qenë pjesë e institucioneve ndërkombëtare.

Kosova është e gatshme dhe ka të gjitha kapacitetet që t'i marrë të gjitha përgjegjësitë që i takojnë në forumet dhe institucionet ndërkombëtare. Për ne pranimi në UNESKO është i një rëndësie të veçantë, sepse do të përfitonim përvojën, përkrahjen dhe mbështetjen për trajtim, ruajtje dhe promovim të trashëgimisë sonë shekullore, e cila më së miri shpreh dhe manifeston vlerat qytetëruese të popujve tanë. Ju lutem, i nderuar shejh, që të përdorni autoritetin tuaj te qeveria e Egjiptit, për të përkrahur anëtarësimin e Kosovës në UNESKO, në mbledhjen e asamblesë së përgjithshme, më 9 nëntor 2015 - ka shkruar Myftiu Tërnava.

Po me letër për përkrahjen e Kosovës për anëtarësim në UNESKO, myftiu Tërnava i është drejtuar edhe sekretarit gjeneral të Organizatës për Bashkëpunim Islamik, z. Ijad Medeni, nga i cili po ashtu ka kërkuar përdorimin e autoritetit të tij te shtetet anëtare të Konferencës Islamike për ta përkrahur dhe mbështetur anëtarësimin e Kosovës në UNESKO.

### Resul ef. Rexhepi priti rabinin Jack Bemporad

Sekretari i përgjithshëm i Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi priti në selinë e BIK-ut rabinin Jack Bemporad, një nga personalitetet më të njohura të Komunitetit Hebraik në SHBA, i cili ka ndihmuar dhe vazhdon të ndihmojë në dialogun ndërfetar gjithandej botës. Resul ef. Rexhepi e informoi rabinin Bemporad me organizmin e jetës fetare dhe funksionimin e BIK-ut dhe institucioneve të saj, dhe mbi kontributin e pandërprerë të BIK-ut në kultivimin e kulturës së bashkëjetesës, paqes dhe tolerancës, pra për bashkëpunimin e ngushtë me të gjitha komunitetet fetare në Kosovë.

Në anën tjetër, rabini Jack Bemporad e vlerësoi lart



*Sekretari Rexhepi në takim me rabinin Jack Bemporad*

bashkëjetesën dhe tolerancën që mbretëron në mesin e komuniteteve që jetojnë në Kosovë, dhe theksoi se Kosova shërben si një shembull i shkëlqyer dhe model për botën. Rabini Jack Bemporad është themelues i Qendrës për Mirëkuptim Ndërfetar, që ka për qëllim promovimin e dialogut ndërfetar, respektit të ndërsjellë dhe kuptimit teologjik të parimeve bazë të feve. Sekretari Resul ef. Rexhepi në fund e falënderoi rabinin Bemprad për vizitën e tij, si dhe i ofroi gatishmërinë e BIK-ut për bashkëpunim të mëtutjeshëm. *(R. Sh).*

**Sekretari i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi, priti në takim lamtumirës Abdullah Vasfi Yuce**

Sekretari i përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi më 20 tetor 2015 priti në



*Sekretari Rexhepi në takin lamtumirës me z. Yuce*

takim lamtumirës këshilltarin për Çështje Fetare në Ambasadën e Republikës së Turqisë në Prishtinë, z. Abdullah Vasfi Yuce. Sekretari i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi, pasi e falënderoi z. Abdullah Vasfi Yuce për vizitën, e çmoi lart kontributin dhe angazhimin e tij për thellimin e bashkëpunimit me Bashkësinë Islame, gjatë shërbimit të tij si këshilltar për Çështje Fetare në Kosovë. "Angazhimi dhe kontributi juaj për ne ka qenë një mbështetje e rëndësishme dhe një përvojë e re, e të cilën do ta kultivojmë në të ardhëm. Ju jeni dëshmuar si një mik i madh i Kosovës dhe përfaqësues i denjë i Turqisë këtu, e tani e tutje shpresojmë që ju do jeni një ambasador yni në Turqi e gjetiu", tha veç tjerash sekretari i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi. Nga ana tjetër, z. Abdullah Vasfi Yuce falënderoi sekretarin, dhe përmes tij edhe Kryesinë, Bashkësinë Islame, si dhe të gjithë bashkëpunëtorët, për gatishmërinë e tyre për bashkëpunim dhe korrektësi. "Me përfundimin e misionit tim në Kosovë, kështu po finalizoj edhe karrierën time në shërbim të dinit dhe besimtarëve, dhe për këtë jam jashtëzakonisht i lumtur", tha mes tjerash, z. Yuce.

Në fund të takimi sekretari Rexhepi i dha z. Yuces Fetëfalënderim të ndarë nga Kryesia e BIK-ut, si dhe një dhuratë simbolike si kujtim nga Kosova. *(R. Sh).*

**Resul ef. Rexhepi ligjëroi në kongresin vjetor të "Church & Peace"**

Organizuar nga organizata ndërkombëtare "Church & Peace", që kësaj radhe kishte zgjedhur Kosovën për ta mbajtur kongresin vjetor, sekretari i përgjithshëm i Bashkësisë Islame të Kosovës, Resul ef. Rexhepi, i shoqëruar nga këshilltari i Kryesisë së BIK-ut, Vedat ef. Sahiti, të enjten, më 8 tetor, mori pjesë në takimin




*Sekretari Rexhepi gjatë ligjëratës*

ndërfetar me temën "Religjioni dhe Paqja", ku ishin të ftuar përfaqësuesit e bashkësive fetare tradicionale të Kosovës dhe një numër i madh mysafirësh të tjerë, si dhe përfaqësues të bashkësive fetare nga shtete të ndryshme të botës.

Në këtë takim sekretari i BIK-ut, Resul ef. Rexhepi, prezantoi me një kumtesë, ku diskutoi dhe proklamoi traditën e kultivuar të bashkëjetesës mes komuniteteve të ndryshme fetare në Kosovë, dhe mbi kontributin dhe angazhimin e pandërprerë të Bashkësisë Islame në ruajtjen, kultivimin dhe avancimin e dialogut ndërfetar në Kosovë. *(R. Sh).*

**Kryeimami Sabri ef. Bajgora dhe një delegacion nga Kryesia e BIK-ut vizituan Kaçanikun**

Më 16.10.2015, kryemami i Kosovës, Sabri ef. Bajgora, së bashku me dekanin e Fakultetit të Studimeve Islame, Dr. Fahrush Rexhepin, zëvendëssekretarin e BIK-ut, Rexhep ef. Lumën dhe zëvendëskryeimamin, Fatmir ef. Iljazin, vizituan xhaminë e fshatit Dubravë të komunës së Kaçanikut, me çrast kryemami Bajgora dha një ligjëratë-hytbe të xhumasë. Në Kaçanik ekipi nga Kryesia e BI-së u prit nga kryetari i KBI-së në Kaçanikut, Florim ef. Neziraj dhe nëpunësit e Këshillit, ndërsa ligjërata e mbajtur u përshëndet dhe u mirëprit nga xhemati i shumtë i fshatit Dubravë."Islami është fe e paqes dhe jo e dhunës, dhe ne si myslimanë jemi të urdhëruar të thërrasim në paqe e bashkëpunim, dhe jo dhunë e përçarje. Allahu, ndër tjera, në Kuran thotë: "Urdhëroni në punë të mira, dhe ndaloni nga punët e këqija!" Myslimani nuk duhet ta teprojë në asnjë gjë. Ndërsa, teprimi në çështjet fundamentale të fesë, pashmangshëm se na çon në ekstremizëm. Islami nuk është i tillë", tha, ndër të tjera, kryeimami Sabri ef. Bajgora.

Bajgora gjithashtu shtoi se myslimani duhet të jetë i përkushtuar ndaj besimit të tij dhe parimeve bazë, duhet ta ruajë Islamin dhe ta proklamojë atë siç është, dhe jo ndryshe. "Besimtari duhet ta ruajë amanetin sepse edhe besimi i tij është amanet", tha Bajgora.

Vizita e kryeimamit Bajgora në Këshillin e Bashkësisë Islame të Kaçanikut dhe mbajtja e hytbes në fshatin Dubravë, vjen si vazhdë e projektit të zyrës së kryeimamit për t'i vizituar gjithë Këshillat e BI-së nëpër Kosovë, dhe për të qenë sa më pranë nëpunësve të BI-së dhe qytetarëve të vendit. *(F. Iljazi)*

**Kryeimami Bajgora fali xhumanë në Junik**

Në vazhdën e zhvillimit të aktiviteteve fetare në territorin e Republikës së Kosovës, më 23 tetor kryeimami Sabri Bajgora me bashkëpunëtorë qëndruan në komunën e Deçanit, për faljen e namazit të xhumasë. Aty u pritën nga kryetari i KBI të Deçanit, Besim ef. Halilaj, i cili edhe u dëshiroi mirëseardhje mysafirëve, si dhe i falënderoi për vizitën në këtë komunë. Përfaqësuesit nga Kryesia e BIK-ut u shpërndanë në xhami të ndryshme të kësaj komune, për mbajtjen e ligjëratës së xhumasë dhe faljen e namazit, përderisa kryeimami Bajgora qëndroi në xhaminë e re të komunës së Junikut, ku u mirëprit nga imami Esatef Qestaj dhe xhemati i xhamisë. "Allahu na begatoi me këtë fe dhe na bëri përgjegjës që ta ruajmë dhe ta përcjellim atë te gjeneratat dhe brezat e rinj, në formën më të bukur e më të urtë, ashtu siç e ka zbritur Allahu. Jemi përgjegjës për familjet tona, jemi përgjegjës për edukimin e fëmijëve tanë, t'ua mësojmë atyre se vetë emri Islam ka kuptimin e paqes, dhe si i tillë, krejt është paqe, mirëkuptim



*Kryeimami Bajgora në hytben e xhumasë, në Dubravë*



*Kryeimami Bajgora në hytben e xhumasë, në Junik*

dhe tolerancë. Feja jonë është plot e përplot urtësi e dashuri, prandaj neve nuk na mbetet më tepër vetëm se ta respektojmë fjalën e Allahut dhe të të Dërguarit të Tij, që të duhemi në mes vete, të respektojmë njëri-tjetrin, si krijesa të Zotit, pa marrë parasysh bindjet dhe mendimet e ndryshe që mund t'i kemi", u shpreh kryeimami gjatë ligjëratës së tij. Gjatë vizitës së Këshillit të BI-së në Deçan, kryeimami u shoqërua nga Ahmet Sadriu – drejtor për botime në BIK, Rexhep Luma – zv/sekretar, si dhe Fatmir Iljazi – zv/kryeimam. Pritet që kryeimami Bajgora me ekipin e tij të vizitojë secilën nga komunat e Kosovës, me çrast do të mbajë edhe ligjëratë për ditën e premte. *(F. Iljazi)*

### Kryeimami Sabri ef. Bajgora me bashkëpunëtorë vizitoi Klinën

Më 30 tetor 2015, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, përkatësisht Zyra e kryeimamit vizitoi komunën e Klinës, me çrast në disa xhami u mbajtën ligjërata dhe hytbe. Ekipit të Kryesisë i priu vetë kryemami Sabri ef. Bajgora, i cili këtë herë ishte i shoqëruar nga drejtori për Shtyp dhe Veprimtari Botuese të BIK-ut, Ahmet ef. Sadriu, zëvendëssekretari i BIK-ut, Rexhep ef. Luma, drejtori i "Bereqetit" Fitim Flugaj, drejtori i Departamentit të të Rinjve, Fitim ef. Gashi, si dhe sekretari i Fakultetit të Studimeve Islame, Vedat Shabani. Këtë herë kryemami Bajgora u ndal në xhaminë qendrore të qytetit të Klinës, ku para xhematit prezantoi me një ligjëratë dhe me hytben e xhumasë. Para besimtarëve myslimanë të Klinës kryemami Bajgora foli për gjendjen e mjerueshme të myslimanëve në kohën bashkëkohore, që po vjen kryesisht si pasojë e ikjes nga rruga e drejtë e adhurimit të Allahut. "Allahu umetin mysliman e ka përmendur si grupin më të përzgjedhur nga njerëzit. Njësoj edhe Pejgamberi a.s. në shumë hadithe të tij ka treguar se umeti mysliman janë më të zgjedhurit. Pra, myslimani duhet ta adhurojë Allahun, ta respektojë dhe pasojë Muhamedin a.s., e pastaj vijnë dashuria ndaj prindërve, familjes etj.", tha ndër të tjera kryemami Sabri ef. Bajgora. Ndërsa në hytben e xhumasë, besimtarëve myslimanë kryemami iu drejtuar me këshilla për të vazhduar lutjet drejtuar Zotit, për ta ruajtur veten dhe familjen, si dhe gjithë besimtarët nga zjarri i Xhehenemit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët.

"Kjo do të thotë se ne kemi përgjegjësi se si po i edukojmë fëmijët dhe rininë tonë. Për këtë edhe do të pyetemi nga Allahu xh.sh.", tha kryeimami Bajgora, duke shtuar se falë hoxhallarëve të mëparshëm, të cilët me gjithë dhunën dhe persekutimet e përjetuara nga sistemi komunist, prapë arritën të na i ruajnë xhamitë dhe të na edukojnë në rrugën e drejtë, e që ne sot ta përjetojmë ëmbëlsinë e imanit dhe Islamit. Pra, edhe ne jemi përgjegjës për ta vazhduar këtë rrugë, e cila është me plot vështirësi, por edhe me plot begati. Kryeimami Bajgora, ndër të tjera, para xhematit të Klinës dha edhe porosinë se çdo minutë e jetës tonë, po u bë si thotë Allahu, është ibadet. "Prandaj, o besimtarë, shfrytëzojeni jetën tuaj ashtu siç ka thënë Allahu! Zoti në Kuran thotë: "Dhe thuaj: "O besimtarë, punoni dhe bëni punë të mira, sepse punët tuja do t'i shohë Allahu, Pejgamberi a.s. dhe besimtarët!". *(B. Jaha)*



*Kryeimami Bajgora me bashkëpunëtorë, gjatë vizitës në Klinë*

### Misioni i OSBE-së në Kosovë organizoi aktivitetin e tretë me të rinjtë e komuniteteve të ndryshme fetare për vitin 2015

Nga data 12-14 tetor, Misioni i OSBE-së në Kosovë, në bashkëpunim të ngushtë me Bashkësitë fetare të Kosovës, organizoi një takim treditor në rajonin e Prizrenit, për një grup të të rinjve që përfaqësojnë komunitetet e ndryshme fetare, duke përfshirë kështu edhe përfaqësuesit e Bashkësisë Islame, Kishës Ortodokse Serbe, Kishës Katolike si dhe Bashkësisë Hebraike. Aktiviteti mblodhi së bashku 25 të rinj nga gjithë rajonet e Kosovës, me qëllim të ndërtimit të rrjetit të miqësisë, për të nxitur tolerancën ndërfetare dhe pranimin e diversitetit. Të rinjtë patën mundësinë të vizitojnë vendet fetare në qytetin e Prizrenit, ku edhe u takuan me udhëheqësit fetarë lokalë, si dhe mësuan për historikun e objekteve fetare.

Si nevojë e identifikuar nga kampet paraprake, pas vizitave, pjesëmarrësit kishin mundësinë të njoftohen me bazat e menaxhimit të ciklit të projektit, barazinë gjinore dhe procesin e avokimit dhe lobimit, me qëllim të mundësisë për aplikim të projekteve të përbashkëta në të ardhmen.

Nga niveli qendror ishin: përfaqësuesi i Bashkësisë Islame, Vedat ef. Sahiti - këshilltar i Kryesisë, prifti i Kishës Ortodokse Serbe, Srxhan Stankovic, prifti i Kishës Katolike, Don Kastriot Idrizi, si dhe përfaqësuesja e Bashkësisë Hebraike, znj. Ines Demiri. Këta edhe kanë paraqitur parimet kryesore, organizimin dhe karakteristikat e institucioneve fetare dhe funksionimin e hierarkisë për secilën bashkësi fetare.

Prezantimet janë ndjekur me pyetjet e shumta të pjesëmarrësve, përfshirë edhe ato rreth mundësisë së përfshirjes së të rinjve në institucionet fetare.

Së fundmi, gjatë vlerësimit pjesëmarrësit theksuan përshtypjet e tyre për mbështetjen e OSBE-së në zbatimin e çdo aktiviteteti që synojnë të rinjtë, duke u përqendruar në ndryshimin pozitiv ndaj komuniteteve të ndryshme fetare, si dhe shprehën interesimin për të vazhduar me aktivitete të ngjashme edhe në të ardhmen. *(R. Sh)*

### Përfaqësuesit e BIK-ut morën pjesë në një tribunë në Lozanë të Zvicrës

Me ftesë të Qendrës Islame Shqiptare të Lozanës (Zvicër), dhe kryetarit të saj, z. Fehim Abazit, drejtori për Diasporë në Kryesinë e Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Ekrem ef. Simnica, i shoqëruar nga këshilltari i Kryesisë, Vedat ef. Sahiti, morën pjesë në tribunën familjare të organizuar enkas për bashkëkombësit tanë që jetojnë në Lozanë të Zvicrës, e cila u mbajt më 10 tetor 2015. Përveç tjerash, aty u mbajt një ligjëratë mbi rëndësinë e rreshtimit të drejtë të besimtarit, kudo që jeton dhe vepron, ndërsa zgjoi një interesim të madh te të gjithë pjesëmarrësit. Përveç delegacionit të Bashkësisë Islame Kosovës në këtë tribunë mori pjesë edhe një delegacion nga Myftinia e Shkodrës, përbërë nga Imam Muhamed B. Sytari, i cili shoqërohej nga dy hafizët e njohur nga Maqedonia, Xhemail ef. Nuhiu dhe Adem Ramadani.



*Gjatë vizitës në xhaminë "Sinan Pasha" në Prizren*



*Ekrem ef. Simnica gjatë tribunës në Lozanë*

Në ditën e dytë të qëndrimit në Zvicër, më 11 tetor 2015, delegacioni nga BIK-u vizitoi edhe xhaminë e parë shqiptare në qytetin Payerne, ku u pritën nga kryetari i qendrës, z. Mehdi Shahini, si dhe imami i xhamisë, Abdullah ef. Thaçi, të cilët kishin ftuar besimtarët dhe kishin organizuar një tribunë speciale, me çrast me ligjëratë po të atillë u paraqitën edhe Ekrem ef. Simnica dhe Vedat ef. Sahiti.

Bashkësia Islame e Kosovës e vlerëson lart kontributin e madh të shqiptarëve në Zvicër për të ndërtuar xhami të reja, të cilat sa vijnë e shtohen, duke dëshmuar se ato janë vatrat ku shqiptarët gjejnë veten, ruajnë traditat, gjuhën dhe bashkëpunojnë në mes vete. *(R. Sh)*

### Në Lipjan Vedat Sahiti mbajti ligjëratë për bashkëjetesën

Më 26 tetor 2015, në sallën e Kuvendit Komunal të Lipjanit, organizuar nga OSBE-ja, Zyra regjionale, u mbajt punëtori për ngritjen e tolerancës dhe dialogut ndërfetar e ndëretnik në komunën e Lipjanit, ku morën pjesë të rinjtë e komuniteteve të ndryshme dhe delegatë të Kuvendit komunal, drejtorë të shkollave, profesorë, etj. Takimin me një fjalë përshëndetëse e hapi zv/kryetari i Komunës, Sefer Tasholli, për t'i dhënë fjalën më pas edhe këshiltarit të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, Vedat ef. Sahiti, i cili mbajti ligjëratën "Bashkëjetesa, urdhër hyjnor". Ndërsa, nga Kisha Ortodokse Serbe i pranishëm qe prifti Srxhan Stankovic. Gjatë takimit u diskutua për ngritjen e vetëdijes rreth kundërshtimit të gjuhës së urrejtjes, avancimit të marrëdhënieve ndëretnike dhe kultivimin e tolerancës ndërfetare.

Të gjithë pjesëmarrësit këtë punëtori e kanë cilësuar si shumë të rëndësishme. *(R. Sh)*



*Momente gjatë ligjëratës*

### Pjesëmarrja në seminarin treditor në Prevallë- Prizren

***"Marrëdhëniet mes komuniteteve fetare dhe shtetit" - "Të rinjtë me interesa dhe vlera të njëjta"***

Departamenti i të Rinjve i BIK-ut qe pjesëmarrës në seminarin treditor të mbajtur në Prevallë- Prizren (30 tetor - 01 nëntor 2015), të organizuar nga Organizata Gjermane "Konrad Adenauer" Stiftung dhe "JEF Kosova", me temën "Marrëdhëniet mes komuniteteve fetare dhe shtetit" - " Të rinjtë me interesa dhe vlera të njëjta".

Hapja e këtij seminari u bë me një fjalë rasti nga përfaqësuesi i organizatës "Konrad Adenauer", Artan Zeka dhe Milot Rexhepi nga "Jef Kosova", të cilët i falënderuan të pranishmit dhe përfaqësuesit e komuniteteve fetare për bashkëpunimin dhe kontributin e tyre për tolerancën fetare në Kosovë.

Në ceremoninë e hapjes, në emër të Kryesisë së BIK-ut, një fjalë rasti pati Vedat ef. Sahiti, këshilltar i Kryesisë së BIK-ut, i cili më pas mbajti edhe një ligjëratë me temën "Roli i bashkësive fetare në ndërtimin e tolerancës dhe bashkëjetesës ndërfetare në Kosovë".

Në këtë seminar ishin të pranishëm edhe përfaqësuesi nga Kisha Katolike, Don Kastriot Idrizi, nga Kisha Ortodokse Serbe, Vesimir Antanaskoviq, si dhe nga Parlamenti i Kosovës, deputeti Veton Berisha, të cilët patën nga një fjalë rasti rreth temës së lartpërmendur.

Në këtë seminar, përveç përfaqësuesve të komuniteteve fetare, të pranishëm ishin edhe Selvije Bajrami nga gazeta "Zëri" dhe Gazmend Syla nga Klan Kosova, të cilët folën rreth temës "Roli i mediave në promovimin e tolerancës fetare" - "Si përfaqësohet feja në mediat kosovare". Gjithashtu i pranishëm ishte edhe deputeti Ilir Deda, që bashkë me deputetin Veton Berisha folën rreth temës,"Potenciali i rinisë, dhe vlerat



*Pamje nga seminari*

e përbashkëta në diversitetin fetar".

Pjesëmarrës ishin edhe grupet e të rinjve nga tri komunitetet fetare, (BIK-u, ku nën monitorimin e Departamentit të të Rinjve pjesëmarrës ishin studentet e FSI-së dhe nxënësit e Medresesë "Alauddin" Prishtinë, Kisha Katolike dhe Kisha Ortodokse Serbe), të cilët punuan në grupe duke dialoguar në mes vete, dhe duke trajtuar tema të ndryshme si: "Paragjykimet e religjionit tuaj", "Si na shohin të tjerë", "Si të jetojmë së bashku" etj.

Në kuadër të këtij seminari u bënë edhe vizita në objektet fetare në Prizren: Xhaminë Bajrakli, Kishën Ortodokse Serbe dhe Kishën Katolike. Gjatë vizitës së Xhaminë Bajrakli një ligjëratë për të pranishmit e mbajti kryetari i Këshillit të BI-së të Prizrenit, Lutfi ef. Ballëk, i cili foli për historikun e Xhamisë Bajrakli, dhe po ashtu u kujdes për t'u dhënë përgjigje pyetjeve të të pranishmëve. *(Abedin Sadriu)*

### Elmir Karaxhi e mbrojti temën e masterit

Më 30.09.2015, në Fakultetin Filozofik të Universitetit të Prishtinës "Hasan Prishtina", në Departamentin e Sociologjisë, Elmir (Ajvaz) Karaxhi, mbrojti me sukses temën e masterit, me titull: "Sfidat e sekularizmit në Kosovë", dhe kjo para komisionit në përbërje të: Prof. Dr. Fadil Maloku (mentor), Prof. Dr. Anton Berishaj (kryetar i komisionit), dhe Prof. Dr. Ibrahim Berisha (anëtar). Komisioni njëzëri e vlerësoi punimin me notën maksimale (dhjetë), dhe kandidatin e gradoi me thirrjen akademike Master i sociologjisë. Edhe pse nga komuniteti boshnjak, kandidati e shkroi dhe e mbrojti punimin në gjuhën shqipe, gjë të cilën e vlerësuan anëtarët e komisionit. Duke marrë parasysh aktualitetin e temës, por edhe një boshllëk të punimeve të tilla në gjuhën shqipe, komisioni vlerësoi se punimi paraqet një kontribut për shkencat shoqërore, dhe propozoi që i njëjti të publikohet. Punimi ka 140 faqe, dhe është i ndarë në gjashtë kapituj. Gjatë parashtrimit janë përdorur metoda të ndryshme shkencore, si dhe një literaturë e gjerë. Në fillim ofrohet një qasje sociologjike ndaj religjionit, pastaj shqyrtimi socio-historik i sekularizimit, teza mbi sekularizimin, desekularizimi i botës dhe revitalizimi i religjionit, kuptimi i sekularizimit, indikatorët e tij dhe nocionet e përafërta, globalizimi i sekularizmit dhe rezistenca e islamizmit, raporti në mes të sekularizmit dhe Islamit, modernizimi në botën islame, sekulariteti i Republikës së Kosovës, identifikimi i myslimanëve kosovarë me religjionin, parimet e shtetit sekular etj. Elmir Karaxhi është lindur në Manastiricë, më 10.10.1982. Ka kryer Medresenë e Mesme "Alauddin" të Prishtinës,



*Gjatë mbrojtjes së temës së masterit*

Paralelja në Prizren, dhe Fakultetin e Shkencave Islame në Sarajevë. Punon imam në xhaminë "Uhud" në Prizren. Urime…! *(Orhan Bislimaj)*

### Çifti bashkëshortor Latifi dhuron donacion për KBI-në e Gjakovës

Më 2 tetor, kryetari i Këshillit të Bashkësisë Islame Gjakovë, Ahmet ef. Hoxha, së bashku me anëtarët e Këshillit, priti në një takim çiftin bashkëshortor Kani dhe Sadushe Latifi, të cilët KBIGJ-së i dhuruan një donacion në vlerë prej 70.000 euro. Me këtë rast kryetari Hoxha falënderoi dhe çmoi lart kontributin e këtij çifti, duke potencuar se Bashkësia Islame çdo herë mbështetjen më të madhe e ka pasur nga besimtarët. Në shenjë respekti, kryetari Hoxha, në emër të Këshillit, çiftit bashkëshortor i ndau një mirënjohje. *(Esat Rexha)*



*Çifti bashkëshortor Latifi në KBI-në e Gjakovës*



## Turqia do të ndërtojë xhaminë më të madhe të Krimesë



Myftiu i Madh i Krimesë, Emir Ali Ablajev, tha se administrata ruse e miratoi projektin, të cilin janë përpjekur për ta zbatuar tash e 10 vjet, para se Krimea të bashkohej me Federatën Ruse. Xhamia do të ndërtohet në kryeqytetin e Krimesë, që tatarët e Krimesë i referohen si Akmescit, ndërsa rusët e quajnë Simferopol. "Xhamia, vendi i adhurimit, do të ndërtohet në një sipërfaqe prej 2.500 m2, dhe së bashku me oborr dhe fontana ajo do të mbulojë 5000m2", tha myftiu Emir Ali Ablajev, duke shtuar se në xhami do të ketë hapësirë që në të njëjtën kohë të falen 5000 besimtarë myslimanë.

Ercan Bekar, pronar i kompanisë me qendër në Stamboll, Kompania e Ndërtimit "Erbek Insaat", e cila do ta ndërtojë xhaminë, tha se brenda disa ditësh do të vendoset gurthemeli i xhamisë. Ai tha se kompania e ndërtimit brenda 36 muajve do ta ndërtojë xhaminë, por qëllimi është për të përfunduar ndërtimin brenda 24 muajve. Ercan Bekar tha se kompleksi i xhamisë do të përfshijë një shtëpi për imamin, bibliotekën, parkingun për makina, si dhe një qendër tregtare. "Projekti paraqet arkitekturën turke", tha Ercan Bekar. Myftiu i Madh i Krimesë tha se Kryesia e Turqisë për Çështjet Fetare ka ofruar çdo lloj mbështetjeje për zbatimin e këtij projekti, që do të jetë xhamia më e madhe e Krimesë. Turqia do të financojë plotësisht ndërtimin e Xhamisë. Myftiu i Madh tha se presidenti turk, Rexhep Tajip Erdogan, ish-presidenti Abdullah Gül, dhe kreu i presidencës për Çështje Fetare, Mehmet Görmez kanë ndihmuar projektin, për të marrë miratimin e parë nga autoritetet ukrainase, dhe pastaj nga autoritetet ruse. Republika Autonome e Krimesë u bashkua me Federatës Ruse në mars të vitit 2014.

## Kisha gjermane shndërrohet në xhami myslimane

Motoja dhe premtimi është "Jashtë do të mbetet pamja e kishës, brenda e xhamisë". Fasada do të mbetet kryesisht e pandryshuar, por kryqi i artë në majën shigjetë është hequr dhe është zëvendësuar me me fjalën "Allahu" me shkronja arabe. Fqinjët gjermanë s'ndihen mirë për shkak të blerjes së kishës dhe shndërrimit në xhami. Daniel Abidini, drejtor i Qendrës Islame "Al Nour", në Hamburg, arriti ta akomodojë kishën në xhami pas një pune të gjatë të shitblerjes. Dega lokale e Partisë Konservatore, Bashkimi Demokratik Kristian, në vitin 2002 bëri thirrje që të ndalet konvertimi dhe blerja e objekteve të kishës nga ana e myslimanëve. Pranë kësaj kishe ishin organizuar protesta, pritej të vinin 100 protestues, por erdhën vetëm 17, ndërsa ana kundërshtare që nuk i përkrahnin protestat ishin deri 700. Z. Abidini tha: "Reagimet e hershme ishin krejt të pakuptimta. Kisha ka qëndruar bosh për 10 vjet, dhe askush nuk kujdesej, por kur myslimanët e blenë kishën, atëherë papritmas u bë një temë me interes.

Myslimanët në këtë provincë të Gjermanisë, afër Hamburgut, kishin kushte shumë të vështira për ta pasuar fenë e tyre; ata faleshin nëpër vende të garazheve me plot shtylla, të cilat i adaptoheshin si lloj mesxhidi, por kur kishte festa, numri rritej dhe ata faleshim në mes të veturave", thotë z. Abidini. Numri i të krishterëve në Gjermani është pakësuar që nga 1990, ndërsa ata që nuk duan asnjë fe, ateistët, janë rritur në mbi 27 milionë. Shumë pak kisha në Gjermani janë shndërruar në xhami. Ky ishte rasti i parë, e që i përkiste Kishës Ungjillore, ndërsa kasha është më e madhja në vend, pas Kishës Katolike, me rreth 23 milion anëtarë. Kisha Ungjillore gjermane, një federatë e besimeve protestante, ndalon shitjen e drejtpërdrejtë të ndërtesave të saj për grupet fetare jo të krishtera. Z. Abdin e bleu kishën "Kapernaum" nga një zhvillues i palës së tretë. Gjatë rinovimeve, të cilat pritet të përfundojnë në fillim të vitit të ardhshëm, z. Abidin është përpjekur të respektojë historinë e godinës. Motoja për mua është: "Jashtë do të mbetet pamja e kishës, brenda e xhamisë", tha ai.




**Universiteti islamik në SHBA fillon vitin e ri akademik**

Universiteti i parë i themeluar nga myslimanët, për të vazhduar studimet islame në ShBA, ka filluar vitin e ri akademik, duke premtuar të jetë institucion kryesor në edukimin e dijetarëve të ardhshëm, duke përfshirë edhe imamët. Ceremonia e hapjes e Respect Graduate School (RGS), e cila ofron një program për të diplomuarit, e që çon në master për Artet në Studimet Islame (MAIS), u ndoq nga përfaqësuesit e besimeve të ndryshme nga i gjithë vendi. Shkolla e të diplomuarve është e vendosur në Betlehem, Pennsylvania, ShBA. Ceremonia filloi me Naxhib Xhohnson, një student në universitet, me këndimin e sures së parë të Kuranit, "El-Fatiha". Patricia Robinson, nga Seminari Teologjik Luteran në Filadelfia, në ceremoni tha se prania e liderëve vizionarë me këto lloje të projekteve është e rëndësishme, dhe që ata do të punojnë me përpjekje të përbashkëta për të dhënë shpresë, për të cilën bota po ka nevojë. Ryan Mackenzie, një nga ligjvënësit e Pensilvanisë, tha se ishte i nderuar që po merrte pjesë në ceremoninë e hapjes së një institucioni që do t'i edukojë udhëheqësit e ardhshëm. Rektori i Universitetit, Süleyman Eris, tha se hapja e institucionit është ngjarje e shënuar, sepse është hera e parë që myslimanët kanë themeluar një universitet në ShBA. Ai shtoi se shumica e administratës së shkollës është e përbërë nga myslimanët. Ai po ashtu tha se ka shumë universitete ku studiohet Islami, por pothuajse të gjitha universitetet janë të kontrolluara nga jomyslimanët.

**Australia i uron mirëseardhje myslimanëve, dhe i thotë JO racizmit**

"Të gjithë njerëzit duhet t'i jetojnë besimet e tyre", tha Jim Roberts, njëri prej anëtarëve të Koalicionit të Veprimit Bendigo, në një deklaratë për gazetarin e AA-së. "Sot jemi mbledhur për t'i shfaqur opinionet tona liberale në lidhje me multikulturalizmin. Turqit, aborigjenët , myslimanët, krishterët, ortodoksët, hebrenjtë, të gjithë njerëzit në botë duhet t'i jetojnë besimet e tyre". Partia e Lirisë, Riktheni Australinë dhe Fronti i Bashkuar Kombëtar, organizuan aktivitete para xhamive, në qytetet e Australisë që bënin thirrje anti-islamike raciste. Mirëpo qytetarët australianë nuk iu përgjigjën dhe nuk u pajtuan me këto thirrje të këtyre, grupeve anti islamiste, të cilëve u dështoi aktiviteti i tyre, ngase merrnin pjesë vetëm 6 persona. Ndërsa grupet e qytetarëve që janë kundër këtyre grupeve, u ngritën në protestë për t'i përkrahur myslimanët. Në këtë protestë morën pjesë më shumë 60 persona të besimit të krishterë.

Në qytetin Bendigo, organizatat joqeveritare, pas lajmit se do të ketë veprime anti-islamike, u bashkuan nën emrin Koalicioni i Veprimit Bendigo, dhe organizuan një antiprotestë. Në të u theksua se Australia është një vend multikulturor, i respektueshëm ndaj besimeve, dhe se racistët nuk kanë vend në Australi. Koalicioni i Veprimit Bendigo, në qendër të qytetit kishte ngritur një parullë "Mirë se erdhët mysliman, jo racizmit", për çka u duartrokit nga populli. "Të gjithë njerëzit duhet t'i jetojnë besimet e tyre", tha Jim Roberts, njëri prej anëtarëve të Koalicionit të Veprimit Bendigo, në një deklaratë për gazetarin e AA-së. "Sot jemi mbledhur për t'i shfaq opinionet e tona li- berale në lidhje me multikulturalizmin. Turqit, aborigjenët, muslimanët, të krishterët, ortodoksët, hebrenjtë, të gjithë njerëzit në botë duhet t'i jetojnë besimet e tyre", shtoi më tej.

Policia ndërmori masa për të parandaluar një kontakt të mundshëm të organizatave kundërshtare në Bendigo, por kjo nuk parandaloi tensionet, për çka policia u detyrua të arrestojë katër persona.

**Le Pen do të gjykohet për shkak të nxitjes së urrejtjes fetare dhe racore**

Marine Le Pen është udhëheqësja ekstremes së djathtë në Francë, akuzohet për shkak të nxitje së urrejtjes racore, dhe do të gjykohet në qytetin Lion.

Parlamenti Evropian Le Penit i ka hequr imunitetin e deputetes në vitin 2013, duke i hapur rrugën ndjekjes penale të saj. Akuzat datojnë nga viti 2010, kur Le Pen ka thënë se falja e myslimanëve në rrugët e Francës është e ngjashme me pushtimin nazist të vendit në Luftën e Dytë Botërore. Le Pen, partia e së cilës (Fronti Kombëtar) është e njohur për qëndrimin kundër imigracionit. Mirëpo, nëse shpallet fajtore, ajo përballet me një vit burgim dhe me gjobë prej 51,000 dollarësh.

Franca ka ndaluar faljen në rrugë në vitin 2011, për shkak të protestave në rritje të ekstremizmt të djathtë.

Myslimanët përbëjnë gati 10 përqindëshin e popullsisë së Francës, prej 66 milionë banorësh. *(R.Suma)*

| AUTOR: AGIM GASHI | MENJANIMET | BESELIDHES | ATO QE BARTIN LIJE PER TE PIRE | BEKIMI (DIM.) | EUROPEAN STUDENT UNION | VRASES, I PASHPIRT | REPUBLIKA | PASURIA E PATUNDSHME | LENG MJEKESOR | ITALISHT (SHKURT) | DISK OPERATING SYSTEM | I KUNDER-SHTUAR | 1000 METRA | | EMER MASHKULLI |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| BURRI I PARE QE PRANOI ISLAMIN | | | | | | | | | | | | | | SEKONDA / LAPS | |
| LEJIMI | | | | | | | MJESHTERIA E GOJETARISE / UNIVERSITETI EVROPIAN TET | | | | | | | | |
| I GJYMTUAR | | | | | | | | | | PAQE (ARAB.) / RADIUMI | | | | | |
| LUME YNI | | | | | I ETSHEM / URANI | | | | | | CERDHE / TONI | | | | |
| INTUIT TAX ONLINE | | | | URDHERAT / VENDI KU SUNDON IMAMI | | | | | | | | | | | |
| SHEGA | | | | |  | | | | | | BURIMI NE QABE ZEM-... | | | | DEGE E SHKENCES GJUHESORE |
| IRNOSEM | | | | | | | | | | | LLOJ VEGLE MUZIKORE | | | GRAMI / BANDORE E AMERIKES | |
| METRI | | TANTALI / TERESIA E TEMAVE | | | | | | | | | BUJK | | | | |
| EDHE (LAT.) | | | 1000 ROMAK / ME E VOGLA | | | | | | | | PERPUTHJA E VARGJEVE | | | | |
| CESHTJA QE FLITET | | | | | | | | | | | | VESHJE E PTINAVE | E.M. / FRISHJE | | |
| | LEGJENDE / TERESI MAKINASH | | | | | | | | | | TE HOLLA | | | | |
| RAPSONI, SALI | | | | | | | | | | | AFROJ | | | | |
| KALI I SHALES | | | | LLOJ KRUMI LETRAR | | | | | | | PERSONAZH FILMIK JAPONEZ | | | | |
| LLOJ GJELLE | | | | | PARA-ARDHES ITALIAN | ELEMENT KIMIK | URAN | U LESHUA | | LLOJ VESHJE | SHTET ARAB / MJET | | | | |
| I REGJUR | | | | | | | | | SELIA E ALI PASHES / FITORJA NE SHAH | | | | | | |
| LANETI | | | | | | | GJENDJA SHPIRTERORE / TOKA E BUKES | | | | | | ENERGJIA / JO PLAK | | GURRA |
| ENERGJIA | | E LARTA / ILIR KONUSHEVCI | | | | | | NJEREZIA / PEREMER PRONOR | | | | | | GRUP GJAKU / AMERICI | |
| R.I. | | | E QESHUR TALLESE / RADIUSI | | | | | | | | | MEMORIE KOPMJUTERI / LITRI | | | |
| VEZA E PESHKUT | | | | | EMER MASHKULLI | | | | | | KRYEQYTETI I PERUSE | | | | |

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Prizren**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**Imam, hatib dhe mualim në xhaminë "Pavarësia" dhe në xhaminë e "Dëshmorëve-Martirëve" në Prizren**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet);
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar (pasi të pranohet);
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* Vlerësimin e institucionit (nëse paraprakisht ka qenë i punësuar);
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Prizrenit.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".

**Këshilli i Bashkësisë Islame në Vushtrri**

*Shpall*

# KONKURS

Për plotësimin e vendeve të lira të punës:

**1. Imam, hatib dhe mualim në xhaminë e fshatit "Begaj", fshatit Rrafshmir (ish-Dobërllukë) dhe fshatit Samadrexhë.**

Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:

1. Të kenë të kryer Medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia);
2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë, dhe Rregullores së Këshillit;
3. Të kenë aftësi komunikuese dhe organizative për çështje fetare;
4. Të jenë të shëndosha psikikisht dhe fizikisht;
5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre, nëse paraprakisht kanë qenë në punë;
6. Të kenë vetiniciativë dhe kreativitet në punë;
7. Letërnjoftimin (fotokopje).

**Dokumentet e kërkuara:**

Krahas kërkesës për punësim, duhet bashkangjitur edhe këto dokumente:

* Diploma e Medresesë dhe e Fakultetit;
* Certifikata e lindjes;
* Certifikata shëndetësore;
* Certifikata se nuk është nën hetime ose i dënuar;
* Deklaratë me shkrim, se ka për t'i kryer të gjitha shërbimet fetare;
* CV – në, të dhënat personale, kualifikimet ose dëshmitë për aftësim profesional;

(Të gjitha dokumentet të jenë në origjinal!)

**Vërejtje:**

Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Vushtrrisë.

Dokumentet e pakompletuara, si dhe ato që arrijnë pas afatit të paraparë, nuk do të merren në shqyrtim.

Konkursi mbetet i hapur 15 ditë, nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".







Ky libër është një përmbledhje e shumë rrëfimeve nga hadithet e Pejgamberit, paqja dhe mëshira e Allahut qofshin mbi të. Sipas vlerës, rrëfimet pejgamberike radhiten menjëherë pas rrëfimeve kuranore. Përderisa Kurani është fjalë e Allahut, ndërsa rrëfimet pejgamberike, shumica e tyre, janë shpallje nga vetë Allahu i Lartësuar, këto rrëfime kanë origjinën e njëjtë në burim dhe në qëllim, sepse synimet e rrëfimeve në hadithet e Pejgamberit a.s. janë njësoj si synimet e Kuranit në rrëfimet e tij. Të dy kanë për qëllim ofrimin e furnizimit me njohuri, dhe begatimin e thirrësve dhe njerëzve të mirë.

**Dr. Sylejman El-Eshkar**